**Adnan Abrashi - NANDA**

# PARATHËNIET E NOSTRADAMUSIT

**P R I Z R E N**
**2 O O 2**

**“E kaluara është histori;
e ardhmja është fshehtësi;
e tanishmja është dhuratë
që na prezentohet.”**

*Letër lexuesve të mi,*

*Më lejoni që në fillim të pranoj se unë nuk jam kurrfarë eksperti i njohjes së veprave parathënëse të Mishell Nostradamusit, por jam vetëm një pasionues i tij i flaktë i cili, sikurse edhe shumë të tjerë, ishte i mahnitur me gjenialitetin e aftësive të tij për parashi--kimin e ngjarjeve dhe dukurive që priten të nodhin.*

*Si nxënës i klasës së parë të Gjimnazit, në vitin 1974, më ra në dorë një revistë me titull bombastik "Çka na pret e nesërmja?", ku ishin prezentuar analiza të parathënieve të Nostradamusit së bashku me biografinë e tij të shkurtër. Revista ka qenë botua në gjuhën serbokroate. Pas leximit të artikullit me një vëmendje dhe interesim të madh u pasionova, dhe menjëherë u mishërova me këtë personalitet kaq të madh dhe kaq kontraverz për kohën e vet kur jetonte. Preva faqen e artikullit nga revista dhe gjëja e parë e cila më preokupoi në atë moment ishte që sa ma parë ta përkthej në gjuhën shqipe dhe të njëjtën ta botoj në ndonjë revistë të asaj kohe. Përkthimin e artikullit e bëra me plot kënaqësi dhe përkushtim.*

*Por kot!*

*Asnjë revistë nuk e botoi.*

*Që nga ajo kohë e gjer më sot, kurrë nuk kam hequr dorë nga ky qëllim. Prandaj, mendoj se ndoshta pikërisht ky është ai moment i realizimit të plotë të dëshirës sime të flaktë dhe sfidues që Nostradamusin t'ia prezentoj edhe lexuesve shqiptarë.*

*Për Nostradamusin është shkruar shumë dhe ka ende për t'u shkruar mjaftë. Prandaj, mendova që t'ju mos ngarkoj aq me faqe të librit, por vetëm t'i prezentojë rrethanat më kyçe historike, të cilat i ka parathënë ky gjeni, qysh në shekullin XVI.*

*Vargjet dhe kutranet e cituara janë përkthime të cilat jam munduar që t'i adaptoj sa më afër kuptimit të mirëfilltë të gjuhës shqipe, duke tentuar që sadopak ta ruaj edhe orgjinalitetin e tyre burimor. Se sa kam pasur sukses në këtë drejtim, nuk di. Por kisha shfrytzuar rastit që juve, lexues të nderuar në përgjithësi, e posaçërisht njohësve të mirë të gjuhës shqipe në veçanti, t'ju kërkoj falje të sinqertë për ndonjë lëshim eventual në këtë drejtim.*

*Siç po konkludoni edhe ju vetë, ky libër nuk është studim, por vetëm një prezentim, duke e ruajtur në te të drejtën time të pakontestueshme që për shumë qështje, t'i jap vlerësimet dhe*

*supozimet e mia  personale. Natyrisht, këtë të drejtë në asnjë mënyrë nuk jua mohoj as juve, para dhe pas leximit të librit në fjalë.*

*Të prezentosh një botim për një personalitet që ka parathënë ngjarjet para se të ndodhin, është me të vërtetë përgjegjësi e madhe morale, sepse, duke pasur parasysh disponimin negativ të një mase të gjërë skeptike për këtë fenomen ende të pasqaruar shkencëtarisht, mund të shpallem si "intelektual i padëshirueshëm "që lanson besëtytni naive.*

*Në anën tjetër, lexuesi shqiptar ka në duar për herë të parë një vepër orgjinale të këtij zhanri, prandaj me siguri do të vështrohet me syrin më të ashpër kritik të opinionit. Andaj, të gjitha vërejtjet, çfarëdo qofshin dhe nga kushdo qofshin, përherë janë të mirëseardhura, sepse ato në të ardhmen do të më jepnin një burim edhe më të madh në plotësimim e njohurisë në këtë drjtim, si dhe një çasjeje më konkrete për evitimin e gabimeve të mundshme eventuale.*

*Dhe, në fund, ju dëshiroj lexim dhe argëtim të këndshëm, pa paragjykime, me parathëniet e parathënësit dhe profetit më të madh të të gjitha kohëve, Mishell Nostradamus.*

***A u t o r i***

# HISTORIKU I PARATHËNIES

Ekzistimi i fenomenit të parathënies lidhet me njohurinë e ekzistimit të vetë njeriut. Historia njerëzore e të gjitha kohëve është përplot me fakte mbi parathënësit që janë munduar në çfarëdo forme ta parashohin ardhmërinë tonë si në hapsirë të ngushtë regjionale, por edhe me përmasa më të gjera botërore.

Format e parathënies së ngjarjeve, varësisht prej kulturave dhe civilizimeve, kanë qenë të ndryshme. Civilizimi i hershëm botëror **SUMER,** i cili ka ekzistuar që në mileniumin III para erës sonë, ishte njohës shumë i mirë dhe tejet i përpiktë i matematikës dhe astrologjisë. Përmes vrojtimit të yjeve dhe lëvizjes së trupave të ndryshëm kozmikë, ata kanë qenë në gjendje edhe t'i parathonin ngjarjet dhe ndodhitë e ndryshme. Dihet se kalendari Sumer është kalendari më i vjetër botëror i përpiluar gjer më tani në histori.

Nëse bredhim gjurmëve të vjetra të vrojtimit dhe të parashikimit të së ardhmes, pa dyshim, është e pamundur të tejkalohet Lindja e Mesme dhe Lindja e Largët, gjegjësisht Babilonia. Këtu, edhe në atë kohë, kanë ekzistuar shkollat e caktuara, ku me thelbësi është studiuar kjo shkathtësi.

Duke u afruar kronologjikisht më afër, vijmë gjer tek Greqia Antike. Të gjithë filozofët e Greqisë Antike me një respekt të madh i janë përkushtuar shkathtësive vrojtuese për parathënien e ngjarjeve të ndryshme. Në këtë kontekst, duhet përmendur: Platonin, Solonin, Pitagorën, Apollonien etj. Parathënia e ngjarjeve, në Greqinë Antike, ishte shndërruar në shkencën zyrtare si pjesë përbërse e religjionit të atëhershëm.

Njeri ndër të urtit më të mëdhenj dhe çudibërës të Greqisë Antike, pa dyshim, ka qenë filozofi Pitagora. Bashkëkohësit e tij kanë regjistruar se ai, veç të tjerash, besonte në reinkarnimin dhe shpërnguljen e shpirtit. Është përfolur mjaft rasti, kur qartë e njeh shpirtin e shokut të tij të vdekur tek një qen. Për te, më tej, thuhej se ka pasur aftësi të jashtëzakonshme në parathënien e ngjarjeve; ka mundur t'i ndalë dukuritë natyrore, ka mundur të komunikonte me shtazë, veçanërisht me gjarprinj të helmueshëm që shëtisnin në trupin e tij pa ndonjë kafshim vdekjeprurës.

Aftësi të jashtëzakonshme telepatike ka pasur edhe Apollonie. Për te thuhej se ishte i aftë që për një sekondë të bartet nga një vend në vendin tjetër. Gjatë sundimit të mbretit romak Dominicianum, ka qenë i akuzuar për magji dhe ishte i ftuar në gjyq.Mirëpo, gjatë gjykimit, papritmas zhduket nga kariga e të akuzuarve pa lënë asnjë gjurmë. Parathënia e ardhmërisë përmes ëndrrave ka pasur përherë një rëndësi të veçantë. Është besuar se përmes ëndrrave Zoti komunikon me njerëz. Kështu, ekzistonin individë të caktuar të cilët kanë kryer shërbime profesionale në këtë drejtim. Më së shumti shërbenin në oborret mbretërore.Me një respekt dhe konsideratë të caktuar, si të shpërblyer më së miri, ata kishin edhe përgjegjësi të madhe.Nëse interpretuesi mbretëror i ëndrrave rastësisht e gabonte komentimin dhe ai për këtë merrte vendim të gabuar, shpeshëherë paguhej me kokë. Libri më i vjetër i përbërë nga tekstet e interpretimit të ëndrrave buron nga Egjipti i Vjetër.Është ky papirusi i famshëm **“Çester Biti”,** i shkruar kah vitet 1350 p.e.s Personat me aftësi të jashtëzakonshme të komentimit të ëndrrave përmenden edhe në librat e shenjët religjiozë. Në KUR’AN është e njohur Surja XII “JUSUF, e cila e tëra me 111 ajete të saja i dedikohet përshkrimit të pagabueshëm të parathënies së të ardhmes përmes ëndrrave nga ana e Haz.Jusufit (varianta gati e njejtë mund të gjendet edhe në “Beslidhjen e vjetër”, ku përshkruhen aftësitë e jashtëzakonshme të komentimit të ëndrrave nga JOZEFI).

Në këtë drejtim, nuk duhet haruar edhe parathënësit, të themi ashtu, indirrekt, të cilët parathëniet e tyre i kanë konsideruar si frymëzim letrar, dhe në bazë të këtij frymëzimi, janë autorë të shumë veprave gjeniale të letërsisë botërore. Në këtë kontekst, nuk mund ta anashkalojmë shkrimtarin e madh me famë botëror të zhanrit fantastiko - shkencor, Zhyl Vernin. Prej 108 ideve të veta të përshkruara, 98 janë realizuar tërësisht si të sakta.

Po ashtu, të gjithëve na është e njohur tragjedia më e madhe detare në historinë njerëzore e quajtur **“TITANIK”**, që ngjau më 14 prill 1912. Fundosjen e kësaj anije gjigante dhe tejet të përsosur - krenaria e anije - ndërtimtarisë së atëhershme angleze, ka pasur shumë paralajmrime dhe parathënie nga më të ndryshmet, por nga të gjitha është interesante romani i botuar, katër vite para kësaj tragjedie, i shkrimtarit anglez, Morgan Robertson, titulluar “*Pa shpresa* ”. Në këtë vepër letrare, fundosja e anijës në fjalë bëhet pikërisht në muajin prill, gjatë udhëtimit plotësisht të njëjtë tej - oqeanik, në relacionin Angli-SHBA. Nga autori i romanit, kjo anije prezentohej si e arritur më e

madhe e anije-ndërtimtarisë botërore me gjasë minimale të fundosjes. Merreni me mend, anija e trilluar nga romani i Robertsonit quhej “TITAN”. Ngjarjet dhe dramat njerëzore të prezentuara në te, janë plotësisht identike me deklaratat e mëvonshme të dëshmitarëve të gjallë që e kanë përjetuar fundosjen e “TITANIK-ut”. Edhe përshkrimi i anijes kolosale, së bashku me dimensionet e saja, ka qenë gati identik me “TITANIK-un” faktik, vetëm gabimi i vogël prej disa metrash, që mud t’i falet shkrimtarit.

Nuk ka koment!

Shembuj parathënës nga biografia e personaliteteve të çmuara historike, duhet të ketë shumë. E mos të flasim për individë tjerë anonimë që kishte dhe ka çdo popull, shtet, regjion e deri një fshat më i vogël.

Edhe pse ka mjaft dëshmi të shkruara për shumë parathënie të realizuara, shkenca bashkëkohore edhe më tej mbetet e shurdhër në këto fakte, duke i konsideruar ato si koincidenca të rastit. Ajo, ndoshta, ka edhe të drejtë, sepse metodika e saj kërkimore në hulumtimin e fonemeneve natyrore në përgjithësi nuk përputhet me faktin se mund të ket pasojë pa ekzistuar shkaku direkt i saj në atë moment.

Sido që të jetë, trysnia e madhe e realitetit për shumë parathënie të realizuara, njohuria njerëzore nuk e ka kufizuar vetëm në shkencat ekzistuese ekzakte, por është zhvilluar edhe një disiplinë tjetër paralele e quajtur Parapsikologji, e cila ka pretendime serioze që me rezultatet e saja hulumtuese, ta luhasin bazën e shkencës së sotme bashkëkohore, duke dëshmuar se, përveç ekzistimit të realitetit të caktuar hapësinor dhe kohor, ekziston edhe një mes-hapsirë e nivelit më të lartë hyjnor në të cilën mund të hyjnë disa individë me prirje të caktuar dhe nga ajo të marrin informata të shumta për të kaluarën dhe të ardhmen tonë.

Aftësinë e parathënieve të ngjarjeve dhe dukurive para se ato të ndodhin, ose që kanë ndodhur më parë, parapsikologjia e sheh si një dukuri komplekse duke e kategorizuar në disa disiplina kërkimore:

**Prekognacion**: parathënie e drejtëpërdrejtë e ngjarjeve të kaluara, ku të dhënat e arritura nuk mbështeten në të mbajturit mend të gjërave që tregohen;

**Premonicion**: që ka të bëjë me parandjenjën e rrezikut që mund të ndodhë së shpejti;

**Profetizimi:** që ka të bëjë me parathënien e ngjarjes së afërt që i dedikohet një grupi më të madh njerzish;

**“DEZHA VU”**: parathënie e cila mbështetet në ndjenjën shumë të përhapur *“veç kam qenë këtu më parë”, “veç e kam parë ate diku”*, edhe pse vendi ose personi takohet për herë të parë në jetë.

Shikuar nga ky kategorizim, do të vëreni se të gjitha parathëniet që kanë të bëjnë me parashikimin e ngjarjes që i deikohen një grupi të madh njerzish, quhen **p r o f e t i z i m**, termi që sigurisht do të ishte mi i përshtatshëm të përdorej edhe tek parathëniet *(profetizimet )* e Nostradamusit gjatë shtjellimit të mëtejmë , sepse ato realisht i dedikohen më së tepërmi njerëzimit në përgjithësi. Ne vazhdim do të hasni se ne gjithnjë manipulojmë me termin e përgjithshëm *“parathënie”* e jo *“profetizim*”, sepse, jo rastësisht, në rend të parë, duam ta definojmë fenomenin si tërësi, pa hyrë në elementet e saja të përfshirjes grupore apo inividuale. Dhe, së dyti, nocioni *“profetizim-profet*”, gjithmonë tingëllon si shprehi më e afërt predikuesve fetarë të ndonjë religjioni, kështu që mund të krijojë asociacione të gabueshme. Pra, realisht, profetët quhen kështu, për shkak të aftësisë së tyre parathënëse të ngarjeve **(shoqërore**) që do të ndodhin në të ardhmen.

Edhe pse, siç thamë, zyrtarisht e mohuar, në kohën e sotme, disi heshturazi dhe nga dyert e vogla, parathëniet dhe fenomenet tjera njerëzore me prejardhje jashtëshqisore, pranohen publikisht si reale. Në këto rrethana të rikrijuara, shkenca jonë tërthorazi është e detyruar t’i hapë dyert e veta dhe t’ia liberalizojë studimet dhe marrjen me to, pa bërë si zakonisht zhurmë të madhe kritike.

Andaj, për studimin e këtyre fenomeneve, në botë, dita më ditë hapen institute nga më të përsosurat dhe më bashkohoret. Dhe, s‘ka dyshim, individë me këso aftësish, me të madhe përdoren për qëllime praktike të nevojave ushtarake dhe policore. FBI-a amerikane nuk heziton të pranojë edhe publikisht përdorimin e shërbimeve nga mediumet me aftësi parashikuese si metoda alternative për zbulimin e shumë krimeve.

Aleksej Karel, nominues i çmimit Nobel për medicinë në vitin 1912, për kontributin e tij të jashtëzakonshëm dhënë në drejtim të ligaturës vaskulare dhe transplatimin e organeve dhe enëve të gjakut, në veprën e vet ***“Njeriu, ai i panjohuri”*** në mes tjerash konstatonte: “ disa personalitetete si duket disponojnë me aftësinë e caktuar të lundrimit në hapësirë dhe kohë. Këta njerëz largpamës jo vetëm se zbulojnë ngjarjet që burojnë nga e kaluara, por edhe ngjarjet që priten

të realizohen në të ardhmen. Mund të thuhet se vetëdija e tyre shumë lehtë "lëshon rrënjza" në hapësirë dhe kohë. Ose, së paku, pasi t'i lëshojë, ose pasi të lirohet nga korniza e vet fizike, gjegjësisht nga trupi i vet, ajo vetëdije e liruar, e vrojton të kaluarën dhe të tanishmen pikërisht sikur miza ta vrojtonte një fotografi nga lart, ku në vend se të lëvizë nëpër te, ajo vetëm e shikon prej së larti. Në këtë situatë detajet humben, por shihet qartë tërësia. Faktet e parathënies së të kaluarës na shpiejnë në prag të një të panjohure. Ajo njëkohësisht na tregon ekzistimin e principit fizik që mund të definohet si aftësi e zhvillimit edhe jashtë qenies sonë njerëzore"

Shkencëtari anglez, Henrik Xhejms Forman, i cili ia ka kushtuar tërë jetën vrojtimit dhe studimit të fenomenit të parathënies, në vitin 1960, publikon veprën e vet speciale me titull *"Parathëniet gjatë shekujve"*, ku, në bazë të vlerësimit të kritikëve, thuhet se "me dëshmi bindëse ka vërtetuar ekzistimin e prathënësve të vërtetë, pranë shumë atyre të rrejshëm, si dhe realitetin e realizimit të tyre në të kluarën". "Nuk ka dyshim"- siç thekson Formani, "sikur të kishim shkuar tek piramidat në **Gizi** dhe parathënësit biblik, mund të gjenim mjaft shembuj të profetizimeve senzacionale".

Në lëmin e Parapsikologjisë ka mendime që parathëniet të shpjegohen edhe nga këndvështrimi materialistik - "si aktivitete të qelizave speciale nervore në tru, të quajtuar **"PSI",** në të cilat nuk ka ndikim as hapësira e as koha".

Fizicienti i shquar Nikolla Teslla fuqimisht e mbështet teorinë e vet se, "mendimet janë produktet që burojnë nga marrëdhëniet e ndërsjella të materies dhe energjisë në tru. Nëse ky proces prodhon vale në eter, atëherë nuk ka arsye që të dyshohet pse ato valë të cilat i transmeton një qenie, të mos ketë mundësi t'i pranojë tjetra".

Sipas dëshmive të biografit Zhon O'Nil, edhe vetë Teslla kishte aftësinë e parathënies së ngjarrjeve, ndonse, përveç në rrethin e miqve të ngushtë, nuk kishte dëshirë ta pranonte publikisht.

Vargu me shembuj nga historiku i parathënieve mund të vazhdojë gjatë me prezentimin e përplot emrave dhe rasteve tjera të suksesshme , por, pa dyshim, njeri ndër parathënësit gjenial i të gjitha kohëve, i cili ka lënë gjurmë të ruajtura të parathënieve të veta me shkrim dhe i cili pikërisht me një saktësi fenomenale të parathënies së gjërave për shumë shekuj me radhë, gati në tërësi të realizuar në realitet, është Mishell Nostradamusi. Mu për shkak të saktësisë së parathënieve të tij, si dhe ndodhjes së vërtetë të tyre, ky parathënës

gjenial ka ngjallur kërshërinë e jo vetëm të individëve të zakonshëm kuriozë, por shkrimet e parathënieve të tij janë objekt i studimeve dhe analizave të shumë qendrave shkencore reputative anekënd botës.

# MICHEL de NOSTRADAMUS
# ( 1503 – 1566 )




***I përqesh kështu falltorët,***
***që Perendia i zgjodhi nga radhët e fëmijëve të tu***
***dhe i vendosi në krahët tuaj që ta parathonin kobin tënd***
***dhe ndonjë mëkat tjetër***
***mirëpo ty të mbifuqishmit porsa të kaplojë përqeshja***
***Për flakën e zjarrtë si Nostradamusi i njohur,***

***nga Zoti i madh dhënë për tërë botën***
***Edhe përpos demonit që shqetëson shpirtin e tij...***
***në kallëzimin e fjalës së lashtë ashtu për shumë mote***
***parashikoi afër tërë këtë kobin tonë.***

Shumë komentues dhe studiues të Nostradamusit debatin vetë e fillojnë gjithëmonë me citimin e këtyre vargjeve të poetit dhe estetit të madh francez nga shekulli XVI **Pjer Ronsard (1524-1585**), përndryshe bashkëkohas, i cili ishte i fascionuar dhe i mahnitur me veprimtarinë e bujshme parathënëse të këtij gjeniu të madh.

**Kush është në realitet MISHEL NOSTRADAMUSI ?**

- Jetoi në shekullin XVI. U lind në 14 dhjetor 1503, në qytetin Salone de Provence të Francës. Lindja e tij pason 11 vite pas zbulimit të Amerikës nga Kolumbo.
- Për kuriozitet, mbiemri i tij në gjuhën latine Nostradamus do të thoshte: "n*ostra*"- jonë dhe *"damus"*- dama, zonja. Pra, Zonja jonë.
- Zhvilloji një jetë normale të familjarit të ndershëm pa ndonjë skandal të veçantë në biografinë e tij. Është martuar dy herë dhe me rregulla qytetare. Shoqërueset e tij të jetës dy herë ishin zonja me prejardhje të familjeve të pasura aristokrate. Kishte 3 fëmijë nga dy martesa, prej të cilave i mbijetoi vetëm një djalë - Cezari.
- Nga të gjitha virtytet ndoshta negative të tij, shënohet prirja për të huazuar para me kamata të larta.
- Pa marrë parasysh lavdërinë dhe popullaritetin e madh që kishte, kurrë nuk është paraqitur si megaloman, por një njeri i thjeshtë dhe i afërt me çdo kë, edhe pse vizita e papritur e Katarina Mediqit dhe mbretit Kali IX, në shtëpinë e tij në Salone, dy vite para vdekjes, ia kishin ul ngapak modestinë e tij që e karakterizonte gjatë tërë jetës.
- Me profesion ishte mjek gjenial i kohës së vet, i cili me sukses të madh ka shëruar mortajën (kugën), një sëmundje infektive e pashërueshme dhe vdekjeprurëse që masovikisht ka shfarosur Francën dhe shumë shtete të Evropës së asaj kohe.

- Matematikan dhe astrolog, përpilues i horoskopit te përgjithshëm astrologjie që edhe sot e kësaj dite është i pazëvendësueshëm si “Horoskopi i famshëm i Nostradamusit”. Kuptohet, me njohjen e astrologjisë dhe matematikës , ishte edhe astronom shumë i aftë në llogaritjen e lëvizjeve të planetëve dhe vrojtues i madh i *UNIVERSIT* të pafund dhe misterioz.
- Astrologu personal i mbretëreshës Katarina Mediqi, si dhe mjeku i Karlit të IX.
- Alkimist (kimist-farmacist) i dalluar, i cili ka zbuluar shumë barëra për sëmundje të ndryshme, që për atë kohë kanë qenë të pashërueshme. Veçanërisht është dalluar me përgatitjen e preparateve të ndryshme kozmetike që kanë bërë çudira në përmirësimin kualitativ kozmetik të femrave të asaj kohe.
- Okulist, mistik dhe parathënës i cili ka hyrë në analet e profetizimit botëror të të gjitha kohëve, nga të cilët shumë parathënie të ngjarjeve kanë ndodhur, kurse pjesa më e madhe e tyre pritet të ndodhin.

Jo vetëm kaq!

Nostradamusi ishte poliglot i vërtetë, njohës shumë i mirë i disa gjuhëve botërore. Përveç gjuhës frëngjishte, e që konsiderohej si gjuhë e tij amëtare, komunikonte dhe shkruante edhe në gjuhën hebreje, latine, greke, italiane, thuhej edhe arabe, gjë që i ka mundësuar hulumtimin dhe njohjen e shumë shkrimeve të vjetra të civilizimeve të hershme. Kjo dëshmohet me njohjen fenomenale të religjioneve botërore dhe filozofisë së tyre.

Në njerën anë ishte një gjeni i çmuar me çudira të veta medicinale duke gëzuar postulate të larta në radhët e fisnikrisë së atëhershme dhe si pjesëtar me privilegje të jashtëzakonshme në oborret mbretërore, kurse në anën tjetër, trajtohej si sharlatan i paskurpullt, i përbuzur, i nënçmuar, i persekutuar dhe i përndjekur, veçanërisht nga ana e inkuizicionit, ku shpeshherë ka qenë në rrezik jete.

Është me të vërtetë për t’u çuditur se si Nostradamusi, edhe pse i famshëm në Francë dhe shtete tjera të Evropës, fare nuk ishte i respektuar dhe i çmuar në qytetin e vet të lindjes.Kjo, sigurisht, është një rregull e pashkruar ,që e përcillte çdo gjeni të rangut të tij. Natyra njerëzore kurrë nuk e çmon ate që ka afër dhe që është në te, por

gjithmonë zgjidhja kërkohet "*atje*", larg dhe sa ma larg. Edhe Zotit i lutet në qiell, edhe pse ai është afër, çdokund, dhe në TE vetë.

Sido që të jetë, Nostradamusi edhe më tej mbetet profet dhe parathënës më i mirë i të gjitha kohëve. Shumë parathënie të tij janë realizuar, dhe një varg syresh priten të realizohen në të ardhmen. Për të, anekënd botës shkruhen libra, broshura dhe xhirohen filma. Sa herë që ndodh ndonjë ngjarje e rëndësishme me përmasa botërore, interesimi për veprat e tij rritet pa masë. Sado kontradiktor, përmes dyerve të vogla, ngadalë por sigurt, studimi për të dhe rreth tij, ka hyrë në rradhët e shkencës bashkëkohore serioze .

Përveç parathënieve të shkruara me shkrim në veprat e tij, ka mjaft të dhëna edhe për ngjarjet nga jeta private që i kanë ndodhur, tregime këto që jo vetëm në kohën e tij, por edhe sot e kësaj dite, rrisin namin e këtij personaliteti gjenial dhe njëkohësisht kontradiktor.

Nga shumë margaritarë të parathënieve nga jeta e tij e bujshme që janë përfolur dhe me përpikëri janë regjistruar nga biografët e tij, padyshim ka mjaft. T'i përmendim disa sosh:

*** * ***

Një herë, gjersa ka qenë i ftuar si mysafir nderi në një pritje mbretërore, disa fisnikë, për t'i vënë në lojë aftësitë e tij parathënës, provojnë ta helmojnë me një helm të fortë. Reagimi i helmit ishte i ashpër saqë jeta e tij u rrezikua seriozisht. Fisnikët, për ta nënçmuar, e përqeshin me fjalë:

-" Si është e mundur që një profet me aq famë të mos mund ta parashikojë tentimin e mbytjes me helm"?.

Pas këtyre fjalëve ai u përgjigjet***:***

-**"**Unë e di ditën dhe orën kurë do të vdes, e jo kur disa pa sukses do të tentojnë të më helmojnë**.** Jam i sigurt se kjo ditë nuk është sot!"

*** * ***

Fama e Nostradamusit si mjek i sukseshëm në vitet 1550-ta ishte shumë e madhe në tërë Francën dhe jashtë kufijve të saj. Pas një vizite që i kishte bërë qytetit **BAR – DIK** të Francës, lutet nga një fisnik që

ta vizitoj bashkëshorten e tij e cila ishte e sëmurë nga një sëmundje e pashërueshme.Pasi e kryen vizitën , fisniku i bën ftesë që të bëjnë një shëti oborrit të vetë të kështjellës lukzose. Gjat shëtisë, fisniku drejton me gisht në dy derrkuc të pronës së tij duke e lutur që ta parathotë fatin e tyre.Një nga derrkucët ishte me ngjyrë të zezë, kurse tjetra me ngjyrë të kuqremtë.Nostradamusi ngulit vështrimin e vet në drejtim të dy dërrkucëve dhe, pas një qetësie relative, përgjigjet:

-"Derrkucin e zi do ta hani ju, kurse këtë të kuqërremtin do ta grabisë ulëkonja"

Fisniku vetëm qeshi ëmbël me këtë konstatim duke vazhduar më tej shëtinë rreth oborrit të kështjellës dhe pronësisë së madhe të fisnikut.

Pas disa javësh, Nostradamusi bën edhe një vizitë BAR-DIK-ut dhe shkon ta kontrollojë pacienten, bashkëshorten e fisnikut të pasur, e cila tanimë, pas barrërave të preferuara nga Nostradamusi, ndjehej shumë mirë dhe gati e shëruar në tërësi.

Për hir të mikut të tij, fisniku përgatit një gosti të madhe në kështjellën e vet, duke i urdhëruar kuzhinierit personal që për këtë gosti ta prente dhe përgatiste derrkucin e kuqerremtë, pra atë derrkuc për të cilin Nostradamusi kishte parathënë se do ta grabiste ulëkonja.

Pasi hëngrën drekën e pasur, fisniku me një ironi, iu drejtua Nostradamusit:

- "Zotëri i nderuar, më duket se këtë herë keni gabuar. Derrkucin, të cilën ti the se do ta grabiste ulëkonja, e ngrënë ne se bashku".

- "Nuk është e mundur"! – Brohorit me befasi Nostradamus.

- "Unë edhe më tej jam kategorik se ne e kemi ngrënë derrkucin e zi"!

Fisniku fton kuzhinierin e tij personal, i cili, nga kjo ftesë, fillon të dridhet prej frike.

- "Zotëri i nderuar! Më falni! Kam gabuar rëndë dhe besoj se ju do të më kuptoni. Unë veprova ashtu siç më preferuat. Përgatita derrkucin e kuqërremtë për këtë gosti, por, pasi më mungonin disa cikërrime në kuzhinë, e lashë atë të përgatitur dhe shkova me shpejtësi në qytet për t'i blerë gjerat e nevojshme. Kur u ktheva, e pashë se derrkuci i përgatitur ishte grabitur nga në ulëkonjë që shpesh sillet vërdallë kah kjo pjesë e shtëpisë. Nga frika nuk pata rrugëdalje tjetër, dhe e përgatita derrkucin e zi"!

Prej këtij momenti, i cili ka ndodh në vitin 1557 e tutje, fisniku i madh nga BAR- DIKU i njohur me emrin ***DE FLORENVIL*** dhe Nostradamusi kanë mbetur shokë dhe miq më të mirë deri në vdekje.

* * *

Një ditë të bukur pranvere, gjersa Nostradamusi ishte i shtrirë dhe me sy të mbyllur kotej në oborrin e shtëpisë së vet, atypari kalon një fqinjë e re e cila e vëren atë qe pushote i shtrirë në oborr dhe e përshëndet me respekt:

- "Mirëdita doktor"!

- "Mirdita **zonjushë** e nderuar"- ia kthen mjeku dhe vijon të kotet duke mos i hapur sytë fare. Pas një ore, përsëri duke u kthyer në shtëpi, fqinja e re sërish e takon mjekun në të njëjtin vend dhe sërish e përshëndet:

- "Mirdita doktor! Ende jeni këtu?

- "Mirdita **zonjë** e dashur! Po, ende jam këtu.

Fqinja e re dhe e bukur e shikon me habi të madhe dhe befasohet në përshëndetjen e dytë të doktorit. Ai, në vend se ta quante **zonjush** si para një ore, tani e quajti **zonjë**.

Nostradamusi ia kishte qëlluar se fqinja e tij e re kishte shkuar në një takim me të dashurin e vet, dhe tanimë nuk ishte vajzë por grua.

* * *

Po ashtu në këtë kontekst do të ishte tejet interesante edhe rasti që ngriti edhe më tej popullaritetin e aftësive të këtij parathënësi sa ishte i gjallë. Një ditë, duke shëtitur rrugëve të qytetit të Ankonës, papritmas ndalet dhe përkulet pra një murgu të thjeshtë krishter, i cili shëtiste pa brenga me vllezërit fetarë bulevardit të bukur të qytetit. Të gjithë befasohen me këtë gjest të mjekut serioz dhe tanimë shumë të popullarizuar në këto anë. Ai vetëm i përgjigjet shkurt dhe sigurt:

- " Ju lutem, mos u befasoni! Unë i përkulem një PAPE te ardhshëm"!

Dhe me të vërtetë. Ky murg i thjeshtë në at kohë, pas 19 vitesh emrohet si PAPË me emrin SIKSTINI V.

## NJË HYJNOR I KULLUAR APO HERETIK I PËRBETUAR?

Nga disa personalitete të rrethit të vet si ato intelektuale, por edhe njerëz të zakonshëm, e posaqërisht nga kisha e atëhershme katolike, Nostradamusi përherë ishte i anatemuar, i përbuzur dhe i nënçmuar si antikrisht dhe heretik i përbetuar.

Shkaqet dihen!

Marrja e tij me astrologji, hermetizëm, alkemi dhe okultizëm nuk përkonte me normat shoqërore të moralit kishtar. Prandaj, mendohej se ai kishte lidhje me djallin dhe e kishte gabuar rrugën e vërtetë të Zotit. Për këto aftësi të veta të jashtzakonshme, përherë jetonte në frikë, ankth dhe ikje të pandërprerë.

A mund të thuhej për Nostradamusin se me të vërtetë ishte heretik dhe antikrisht i përbetuar?

Në asnjë mënyrë dhe kurrsesi!

Njerëzit me aftësi parathënëse të nivelit dhe rangut të Nostradamusit i shfrytëzojnë njohuritë e ligjeve shpirtërore të cilat funksionojnë në natyrë me një harmoni të kordinuar dhe përpikëri të plotë. Ata që i njohin dhe u nënshtrohen këtyre ligjeve universale , janë personalitete shumë të ngritura dhe me vetëdije të lartë. Ata e dinë se njeriu dhe të gjitha qeniet tjera materiale dhe shpirtërore janë krijesa të Zotit, ashtuqë aftësitë e veta të jashtëzakonshme gjithmonë i konsiderojnë si dhuratë hyjnore të Perendisë. Prndaj, në asnjë mënyrë nuk mund të jenë mohues të ekzistimit të Zotit si mbikrijesë e përhershme dhe hyjnore.

Për ta profetët dhe predikuesit tjerë të së vërtetës nuk konsiderohen si zota, por ndërmjetësues fizikë gjatë kontaktit me

nivelet më të larta hyjnore, për t'i prcjellë mesazhet e krijuesit të vetëm si vërejtje serioze për largimin tonë nga rruga e vërtetë. Prandaj, haptazi pranojnë se, në krahasim me **MESITË** e mirfillta, janë vetëm **«vegjëli»** në hierarhinë e të privilegjuarve, edhe pse mund të hyjnë në hapësira të caktuara hyjnore, por me kufizime të konsiderueshme.

Besimi në Zotin dhe te dërguarët e tij, tek Nostradamusi nuk ishin kontestuese. Ai shumë mirë e dinte se mësimet e profetëve të mëdhenj, si: Mojsiu, Davidi, Jezuesi, Muhamedi etj, janë instrumentalizuar dhe keqinterpretuar nga hierakia sunduse e klerit kishtar, duke i përshtatur ato për nevoja të veta, në drejtim të ruajtjes së pozitës dominante tek shtresat e gjera popullore.

Për këtë realitet, kurrë nuk është prononcuar haptazi, sepse i nevoitej vetëm një deklaratë sado e vogël dhe e pakontrolluar në këtë cak, që inkuizicioni ta bënte të veten. Edhe ashtu e kishte lakun në fyt me akuzë për marrje me parathënie dhe okulltizëm. Këto akuza, edhe pse të mbrojtura nga autoriteti i fortë mbretëror, dalë nga miqësia me Katarina Mediqin, mbeteshin si mundësi permanente e aktivizimit të tyre në çdo moment të përshtatshëm.

Se a ishte real besimi i tij në Zotin si mbikrijues, mund të dëshmohet në një pasus të letres drejtuar Henrit II, ku thuhej:

> ***Rrëfehem plotësisht se çdo gjë vjen nga Zoti, dhe atij ia flijoj nderin dhe falenderimin e përjetshëm.Unë këtu ( në parathëniet) nuk i kam ngatëruar të dhënat që vijnë nga materia, por vetëm nga vetë Zoti dhe shumica e tyre janë si rezultat i vrojtimit (tim) të lëvizjeve të trupave qiellor, ashtuqë i kam parë në pasqyrën vizlluese, si një vegim të papërmbajtur, si ngjarje të mëdha, të dhembshme, katastrofa të çuditshme, që kanë për të ndodhur.***

Në Letrën tjetër drejtuar birit të vet, Cezarit, shkruante:

> ***Përsosshmëria e njohjes së gjërave nuk mund të arrihet pa këtë vetëdije***

> ***hyjnore:çdo gjë që e parashoh, është inspirim i cili buron, merr forcën e vetë themelore dhe funksionale nga Perëndia, krijuesi i vetëm, pastaj (nga) momenti dhe (në fund nga) natyra.***

Urrejtja ndaj parathënësve dhe konsiderimi i tyre si antikrisht dhe heretik, vjen edhe nga shfaqja dhe ekzistimi i shumë parathënësve mashtrues, matrapazë të rrejshëm dhe sharlatanë, të cilët ia vënin damkën e zezë edhe këtyre të mirëfilltëve.

Nostradamusi ishte tejet i vetëdijshëm për këtë, prandaj në një vend të po kësaj letreje,drejtuar Cezarit, shkruante:

> ***«Parathënësi i vërtetë, biri im, është ai i që i sheh gjërat e pakapshme për njohuritë e natyrshme të qenieve tjera».***

Se çka nënkupton me *«njohuritë e natyrshme »*, ai vetë e sqaron në fragmetin e mëtejmë të letrës në fjalë:

> ***«Fshehtësia e pakuptueshme hyjnore dhe aftësia afatgjate krijuese»*** nuk mund të jenë të kuptueshme ***«as nga ana e parathënësve të thjeshtë, as me (ndihmën e) ndonjë njohuri të zakonshme ose shkathësie okultiste»,*** por vetëm me kuptimin ***« se e tërë përhershmëria është momenti i tanishmes , e cila, sa i përket besimit (tonë), përfshihet në nojurinë e përgjithshme kohore».***

Aftësinë e vetë të parathënies së saktë të disa lokacioneve dhe regjioneve e përshkruante në këtë mënyrë:

> ***Konkretësia e vendeve (në parathënie) më zbulohen nga frymëzimi (i veçantë) që më vjen prej Zotit. Vendet dhe një pjesë e kohës më tregohen nga yjet.Tri kohët: e kaluara, e tanishmja dhe e ardhmja së bashku me***

***përherësinë, janë në përbërjen e revolucionit të trupave qjellorë.***

Mëkati i Nostradamusit nuk ishte ateizmi i tij, por mençuria dhe urtësia e cila e ngriti mbi nivelin e kohës së vet dhe jashtë saj, prandaj ai edhe sot e kësaj dite është ende gjallë dhe konsultohet gjithmonë, veçanërisht saherë që paraqitet ndonjë katastrofë me përmasa të gjera nërkombëtare .

# MIQËSIA ME KATARINA MEDIQIN

Edhe pse tejet i errët dhe i pakuptueshëm, nuk ka dyshim se tek renditja e ceturijeve të parathënieve të Nostradamusit, ka ekzistuar një çelës i përsosur i deshifrimit kronologjik të ngjarjeve në vijim. Se sa ka qenë miqësia e madhe në mes të Katarina Mediqit dhe Nostradamusit, dëshmon fakti se këtë çeëls nuk e ka ditur askush, çuditërisht as më të afërmit e vet, siç ishte i biri CEZARI, ndaj të cilit kishte një dashuri dhe respekt të veçantë, por fshehtësinë e madhe ia ka besuar Katarina Mediqit. Ajo ka qenë e njoftuar për mënyrën e deshifrimit të centurieve të Nostradamusit, por jo të gjithave.Vetëm për ngjarjet që do të ndodhin gjatë një periode të caktuar kohore, gjegjësisht gjer më vitin 1792, kur duhet të vije deri tek ndërrimi i mënyrës së llogaritjes së kohës. Kjo edhe realizohet gjatë Revulucionit Francez. Kalendari i vjetër zëvendësohet me kalendarin e ri republikan .

**Katarina Mediqi (1519 - 1589)** ishte bashkëshortja e Heriut II. Pas vdekjes tragjike të bashkëshortit, në një dyluftim, bëhet mbretëreshë e Francës **(1547 - 1559).** Ishte nëna e tre djemve - mbretër të Francës: Franji II, Karli IX dhe Henri III. Kjo miqësi shumë e madhe me Katarinën dhe autoriteti i saj i pakontestueshëm, shpeshëherë i'a kanë shpëtuar jetën Nostradamusit nga përndjekjet e vazhdueshme të inkuizicionit.

Të dytë së bashku kishin karakteristika gati të njëjta: e donin Italinë si dhe preperatet e ndryshme kozmetike dhe eliksiret. Por, para së gjithash, më së shumti i bashkonte pasioni i dyanshëm për njohuritë mistike të shkencës së okultizmit. Katarina Mediqi, edhe pse ishte

mbesë e papës Klimenti VII, kurrë nuk është nguruar që publikisht të merret me okultizëm.

Mbretëresha Katarina, një ditë, e kishte ftuar Nostradamusin në oborrin mbretëror, duke kërkuar nga ai që të parathoshte fatin e tre djemëve të saj. Në dhomën speciale të ndërtuar për kët qëllim, Nostradamusi e fillon ritualin duke e ftuar së pari egjullin e vet për ta ndihmuar në këtë profetizim.Kjo kërkesë i realizohet tek pas 45 mbrëmjeve të njëpasnjëshme. Në pasqyrën speciale magjike nga çeliku, Nostradamusit i paraqitet salla luksoze mbretërore rreth së cilës bijtë e Mbretreshës duhej silleshin. Sa herë që do të silleshin rreth kësaj salle, aq vite do të sundonin si mbretër të Francës. Frasoa II ju soll sallës vetëm një herë, Karli IX 14 herë, kurse biri më i vogël, Henri III, 15 herë. Edhe vetë Katarina befasohet kur në pasqyren magjike vëren siluetën e paraqitur pas birit më të vogël, që sillet 21 herë rreth salle. Në këtë siluetë e dallon figurën e qartë të Henrik Burbonskit.

Me këtë ritual, Nostradamusi i parathotë Katarinës se pas vrasjes së birit të saj më të vogël, Henrit III, do të shuhet vargu i sundimit të mbretërve nga fara e fisit VALO e cila, tani për tani, kishte pushtetin në Francë. Atë do ta zëvendësonte Henrik Burbonski, që do të jetë në fronin mbretëror plot 21 vjet.

Ashtu edhe ka ndodhur!

Katarina Mediqit, pas kësaj parathënieje të qartë dhe bindëse, i mbetej vetëm kurajoja se përmes bijve të saj do të sundonte Frencën plot 30 vjet.

Nuk kanë mbaruar parathëniet e Nostradamusit për Katarinën dhe bijtë e saj vetëm në rrethanat e përshkruara si më lart. Nostradamusi e kishte paraparë vdekjen e mbretit Henri II, dhe në këtë parathënie po ashtu ishte në vazhdimësi edhe mbetje vejë e Mbretreshës.

***Zonja në pushtet do të mbetet vetëm***
***Pasi që i pari do të shuhet në mejdanin e nderit***
***Shtatë vite do të vuaj nga dhembja***
***Pastaj jetë të gjatë do të ketë në kohët e konflikteve të mëdha.***

Për karakteristikat gjakpirëse dhe vrazhdësisë së birit të dytë të Katarinës, mbretit Karlit IX, i cili sundoi Francën plotë 14 vjet, Nostradamusi kishte parathënë kështu:

***Mbreti i egër kur ta ushtroj***
***Dorën e tij të përgjakur, me zjarr, hekur dhe shpatë***
***Kudo populli do të jetë i frikësuar***
**(do*) Të shohin shumë të varrur nga qafa dhe këmbët*.**

Gjatë sundimit të Karlit IX, në një konflikt të shkaktuar, Mbreti tregohet shumë gjakpirës dhe tejet i vrazhdë. Ai, jo vetëm që ka urdhëruar mundime dhe likuidime të mëdha të përgjakura, por edhe vetë drejtëpërdrejt ka marrë pjesë në këto ekzekutime.

Dora e tij gjakatare ka qenë e përzier edhe në natën e kobshme të Bartolomeut, që ka ndodhur në Pariz, në mbrëmjen e festës së shën. Bartolomeut, më **24.08.1572**, ku me bekimin edhe të vetë Papës, vetëm brenda një nate, janë likuiduar dhe masakruar pa mëshirë, me mijëra hunigotë të besimit protestant.

# VEPRIMTARIA PARATHËNËSE (PROFETIZUESE) E NOSTRADAMUSIT

Nostradamusi si parathënës gjatë jetës së vet ka shkruar prathënie që përfshijnë periudhën prej vitit **1557** e deri më vitin **3797**, gjithsej për **2240** vjet. Neve dhe brezave tanë të ardhshëm, duke u nisur nga ky vit (**2006**), na mbetet të ballafaqohemi me ngjarjet e parashikuara edhe për **1795** vite të ardhshme, të cilat, tani e tutje, ka mundësi të ndodhin.

Librat e tij profetike përfshihen në tri botime dhe janë të shkruara në të ashtuquajturat “CENTURIE”, ku një centurie përbën 100 strofa ose, siç i quan ai vetë ”kuatrane” (strofa me katër vargje). E tërë vepra kapitale e krijimtarisë së tij literare përbëhet prej 12 centurieve.Edhe pse parimisht duhet të jetë ashtu, të gjitha centuriet nuk i kanë nga 100 strofa.Centuriet prej 1-6 dhe nënta me dhjetën janë të plota dhe kanë **800** kuatrane. Ceturiet tjera të mbetura nuk janë të

plota dhe së bashku kanë **167** kuatrane. Libri i tij i titulluar "*Vegimet*" përbënte 141 kuatrane dhe **56** strofa, me nga gjashtë vargje, të cilat i quan si siksene.

Në përgjithësi ka shkruar gjithsej **4780** vargje që kanë të bëjnë me parashikimet e veta për ardhmërinë. Në krijimtarinë e tij botuese ndodhen edhe dy mesazhe apo dërgesa (letra), njera dedikuar mbretit Henrit II dhe tjetra, birit të vet, Cezarit. Kuptohet, këto nuk janë letra në plotkuptim të fjalës, por njera prej mënyrave literale të paraqitjes publike të disa parathënieve të veta në to dhe debate për sqarimin e shumë çështjeve konkrete rreth tyre.

Librin e vet të parë Nostradamusi e boton në muajin mars të vitit 1555 në Lion, me titull: ***"Parathëniet e mjeshtrit të madh Mihael Nostradamus",*** i cili përbënte gjithsej tri centurie. Edhe pse në biografinë e tij kjo konsiderohej si botimi i parë, në fakt, nuk ishte ashtu. Më parë ai kishte botuar një Almanah (***kalendar,apo vjetar***), me disa receta të parathënieve të cilat askush nuk i kuptonte, sepse ishin të shkruara me shprehje të theksuar simbolike dhe në to, më së shumti shfrytëzohej terminologjia hebreje, latine dhe greke.

Shumica e kuatraneve nga ceturiet e publikuara i kushtohen Francës, pastaj Anglisë dhe pjesa tjetër tërë Evropës dhe gjithë njerëzimit. Në to ai ka parashikuar kataklizma, përmbytje masive dhe shkatërrime natyrore, shumë luftëra, ideologji, zbulime epokale shkencore për të mirën e njerëzimit, e veçanërisht janë tejet të qarta paradhëniet e tij për invadimin e arabëve (Islamit) dhe racës së verdhë në Evropë.

## SHKAQET E MUNDSHME TË PAQARTËSISË NË VEPRAT E NOSTRADAMUSIT

Nostradamusi në shkrimet e veta poetike parathënës (centurijet ) ka qenë tejet enigmatik, mistik dhe i pakuptueshëm Shumë shtete dhe kontinente ekzistuese nëpër kuatrane i quan me emra të ndryshëm. Ngjarjet që i parashikon nuk janë kronologjike, shumë kuptime janë të mjegulluara, andaj kjo u jep të drejtë kundërshtarëve të tij që atë ta

konsiderojnë si fantazier, ose thjesht poet me poezi që nuk kanë kurrfarë vlera artistike.

Me plot të drejtë parashtrohen pyetjet:

Përse ka vepruar ashtu Nostradamusi?

Përse nuk ishte më i qartë dhe më decidiv?

Përse shkrimet e tij kanë aq rëndësi, kur ato vërehen vetëm atëherë kur ndodhin ?

Këto dhe shumë pyetje tjera praktike mbeten ende të pasqaruara dhe në suaza të supozimeve logjike. Përgjigjet dhe sqarimet e mundshme në këto pyetje mund t'i klasifikojmë në disa supozime më afër logjike:

Në rend të parë, ceturiet e Nostradamusit nuk janë të paqarta, mistike, të mjegulluara; ato mund të deshifrohen vetëm kur zbulohet çelësi magjik i renditjes së tyre logjike nga njerëzit e ngritur dhe ekspertë. Këtë ai e ka bërë me vetëdije të plotë që parathëniet i tij të mos jenë vegël e keqpërdorimeve nga vetëdija e ulët e njerëzve të gabuar.

Në një kuatran të tij ai ua tërheq vërejtjen lexuesve të vet:

***Le të mendojnë pjekur ata të cilët***
***i lexojnë këto vargje.***
***Dhe nga to budallenjtë dhe astrologët barbarë***
***të qëndrojnë në distancë***
***Kush do të veprojë ndryshe qielli le ta mallkojë.***

Së dyti, prejardhja e tij etnike dhe koha kur ka jetuar, marrja me okultizëm, magji dhe parathënie kanë qenë të dënuara me vdekje. Nostradamusi ishte çifut, ashtu të themi i natyralizuar, d.m.th prindërit e tij e kishin pranuar krishterimin. Si fëmijë dhe një njeri me prejardhje çifute, përherë ishte në sytë e shoqërisë së atëhershme ku mbisundonte kisha.Nëse kjo rrethanë përputhet edhe me marrjen e tij me parathënie dhe okultizëm, atëherë Inkuizicioni e kishte bërë punën e vet (***kallja për së gjalli në turmën e druve***). Për "*veprimtarinë e vet të dyshimtë*" disa herë është marrë në pyetje nga autoritetet e Inkuizicionit, prandaj edhe lëvizjet e tij të shpeshtë prej një rajoni në rajonin tjetër, përshkruhen pikërisht si preventivë nga përgjegjësia dhe dënimi i mundshëm.

Së treti, supozohet se ai duke i njohur mirë fshehtësitë e ligjeve natyrore, ka qenë i vetëdijshëm se gjërat që duhet ndodhur nuk mund të pengohen.

Së katërti, Nostradamusi ka jetuar në shekullin XVI, prandaj disa gjëra dhe zbulime të mëvonshme gjatë shekujve për të kanë qenë tejet të pakuptueshme dhe është normale që ai ato nuk ka mundur t'i emërtojë me emra të tyre të vërtetë. Shumë shtete dhe popuj që kanë ekzistuar në at kohë, tanimë nuk ekzistojnë. Aeroplanin e sotëm ai nuk ka qenë në gjendje ta emërojë me këtë term por gjithnjë e quante si një ***"zog metali që gjuan zjarr "*** ose eksplodimet i quan si ***"diell i zjarrtë"*** etj. Pastaj, është shumë karakteristike edhe loja dhe ironia me emrat e disa qyteteve që i përshkruan qartë, por përherë i emërton me simbolikë, si be fjala: ***"qyteti i luleve " "qyteti midis dy lumenjve"*** e shumë terma, që unë më tepër i kisha quajtur si terma poetike, e që e mjegullonin dhe vështirësonin kuptimin e parathënieve të tij.

Nuk duhet çuditur aspak pse veprat e Nostradamusit janë mistike dhe të paqarta, përkundrazi, do të jetë çudi më e madhe se si është e mundur që edhe pas 400 viteve të mos jenë të sqaruara kuptimet e tyre?

# TENTIMET E DESHIFRIMIT TË DATAVE TË NGJARJEVE TE PARATHËNIET E NOSTRADAMUSIT

Suksesi i parë që nga ana e studiuesve të tij i deshifrimit të mundshëm të datave të sakta të disa ngjarjeve të mëdha të parathëna prej Nostradamusi, ishte ajo e zbulimit të metodës për gjetjen e viteve të fillimit të luftërave botërore. Por, ky sistem vazhdoi të mbetet si mundësi reale vetëm gjer në vitin 1998, kur vetvetiu demantohet saktësia e tij.

Ja si dukej procedura e këtij sistemi: Lufta e Burbonit në Afrikë ka mbaruar në vitin 1902. Nëse këtij viti i shtohet shuma e numrave të po këtij viti, të shkruara vertikalisht nga shifra e

fundit, rezultati i llogarisë do të ishte 1914. Pra, viti i fillimit të Luftës së Parë Botërore.

**1 9 0 2**
**1**
**9**
**0**
**2**

---

**1 9 1 4**

Nëse tani marrim vitin e mbarimit të Luftës së Parë Botërore, me metodën e njëjtë, do ta fitojmë fillimin e Luftës së Dytë Botërore.

**1 9 1 4**
**1**
**9**
**1**
**4**

---

**1 9 3 9**

Vitin e fllimit të mundshëm të Luftës së Tretë Botërore duhet llogaritur kështu: mblidhen dy numrat e fundit nga viti fillimit të Luftës së Parë Botërore, dy numrat e fundit nga viti i fillimit të Luftës së Dytë Botërore dhe shifra e tërë vitit të mbarimit të Luftës së Dytë Botërore (14 + 39 + 1945 = 1998). Përfitohet shuma 1998, viti i fillimit të Luftës së Tretë Botërore, e cila fatlumësisht nuk ka ndodhur.

Njera prej mundësive të parathënies dhe çelsit të deshifrimit të datave të sakta të ngjarjeve të cilën e përshkruan edhe vetë Nostradamusi, është sistemi i quajtur **"VARRI I ROMAKUT TË MADH"**

Arabët në kohët e vjetra vrojtimin e fatit e bënin përmes peskëndëshit magjik, i cili përbëhej edhe nga tabela e pyetjeve dhe përgjigjeve të formuluara më parë. Sigurisht ky peskëndësh magjik, Nostradamusit i ka shërbyer gjatë përpilimit të sistemit të **"VARRIT**

**TË ROMAKUT TË MADH”,** që fitohej me ndihmën e fjalës **“F L O R A M P A T R E”**

Diferenca qëndron vetëm aty se pesëkëndëshi arab kishte vetëm një rreth, kurse tek Nostradamusi kishte më shumë rrathë, prej të cilëve në njerën prej tyre ishin të shënuara numrat romakë prej 1 deri më 12; në rrethin tjetër fjala **FLORAM PATRE;** ndërsa në mesin e peskëndëshit, fytyra e Romakut të madh .

Kur të shënohet fjala **FLORAM PATRE** në rrethin e caktuar me distancë të njëjtë të shkronjave, duke i bashkuar vokalet, fitohet pesëkëndëshi i duhur i cili në botën e okultizmit dhe te Nostradamusi është i njohur si **“VARRI I ROMAKUT TË MADH.**

Pas kësaj procedure, në rrathët tjerë radhiten planetet të sistemuara në sferën e Universit sipas llogarisë dhe principit të caktuar. Në këtë mënyrë fitohet çelësi me anë të të cilit zgjidhen shumë ngjarje dhe data të renditjes kronologjike të tyre.

Kjo është metoda orgjinale e Nostradamusit e cila dallohet nga metodat e ngjashme që përdoreshin prej astrologëve tjerë, të regjistruara në librat mistike të Egjiptit dhe Persisë.

Edhe pse procedura e këtij sistemi deridiku dihet, detajet e shumta konkrete as që mund të supozohen. Prandaj, ajo si tërësi, edhe më tej mbetet fshehtësi dhe enigmë, e cila, ndoshta, kurrë nuk do të zbulohet.

Disa elemente në orientimin e sdudiusve të ardhshëm të parathënieve të tij që të arijnë eventualisht në ndonjë rezultat konkret, dhe që keqpërdoruesit e mundshëm të mos kenë qasje në to, në ceturien VI, kuatrani 100, shkruante:

(**Orgj. Lat.)**
**Quid legend horsce versu, mature censunto**
**Profanum vulgus et iscium ne atterecato:**
**Omneskue Astrologi Blenni, Barbari procul sunto**
**Qui aliter facit, is rite sacer esto.**

(Prkthim)
*Le të dinë të numrojnë ata që i lexojnë këto vargje.Aty nuk ka asgjë që mund ta tërheq të padishmin, botën (**njeriun**) e thjeshtë, astrologun dhe barbarin.*
*Le të jetë e mallkuar çdo gjë (**që s’ka të bëjë me numra).***

# PËRFSHIRJA KOHORE E PARATHËNIEVE TË NOSTRADAMUSIT

Të gjitha parathëniet e veta të botuara, Nostradamusi i ka prezentuar si të ndara në faza kohore në formë të erës, etapës , periodës, vitit muait dhe ditës. Gjatë këtyre cikleve kohore, sundojnë ndikemet e ndryshme të planetëve të caktuar të sitemit tonë diellor, gjegjësisht prfshihen në njerat prej 12 shenjave të Horoskopit. P.sh. era e sundimit të Hënës do të fillojë 5020 para lindjes së Krishtit dhe do të mbarojë në vitin 1999. Pastaj, perioda e dominimit të planetit të Marsit do të fillojë prej 1789 e gjer më vitin 2173; vitin dhe muajin e kategorizonte në shenjën e shigjetarit, peshojës, ujorit e kështu me radhë. Në shenja të horoskopit, përveç periodave, viteve dhe muajve të caktuara, ai i definonte edhe shtetet, regjionet dhe, kuptohet personalitetet e caktuara si perzonazhe kryesore të ngjarieve të ndryshme. Kjo dukuri nuk është aspak e rastësishme, sepse, në rend të parë, Nostradamusi ishte astrolog i famshëm dhe përpilues i horoskopit më të kompletuar gjer më tani, i njohur si «*Horoskopi i Nostradamusit*» dhe, sikurse e pranonte edhe vetë, të gjitha të dhënat e arritura i mbështeste në llograitë e lëvizjeve të yjeve, planetëve dhe trupave tjerë qjellorë.

Në letrën drejtuar Henrit II, Nostradamuesi paraqet llogarinë e vet kohore që nga paraqitja e Adamit, si paraardhësi ynë i parë, e gjer tek lindja e Krishtit:

Fjalitë 12,13,14

***" Le të më fal madhëria e juaj mbretërore që e ftoj Zotin si dëshmitar, se në këtë mesazh nuk tentoj të shkruaj asgjë që do t'i kundërvihej besimit të vërtetë krishterë, nëse do të mundohem t'i barazoj llogaritë astronomike sipas dijenisë sime: sepse koha e paraardhësve tanë që na kanë paraprirë ishte ashtu, duke ju nënshtruar bindjeve të logjikës së shëndoshë, se njeriu i par, Adami, ka qenë para Noes për njëmijë e dyqind e dyzet***

***e dy vite, duke mos llogaritur këtu vitet që i kanë marrë injoruesit e Perëndisë, siç ishte Varoni, por bazuar rreptësishtë në Librin e shenjtë dhe në dobësitë e mendjes sime gjatë llogaritjeve astronomike.***

***Pas Noes, gjegjësisht pas përmbytjes së përgjithshme, ka ardhur Abrahami, pas rreth njëmijë e tetëdhjetë viteve, i cili ishte astrolog i lartë, e sipas disave ka konstruktuar kalendarin e parë. Pas tij ka ardhur Mojsiu, përafërsish peseqind e gjashtëdhjetë, ose gjashtëmbëdhjetë vite, kurse ndërmjet kohës së Mojsiut dhe Davidit ka qenë peseqind e shtatëdhjetë vite, ose ashtu diçka.***

***Pastaj ndërmjet kohës së Davidit dhe shpëtimtarit tonë Jezuit, i lindur nga virgjëresha, ka qenë njëmijë e treqind e pesëdhjetë vite (dikush mund të ketë vërejtje se kjo llogari nuk është e saktë, sepse nuk përputhet me atë të Euzebios)".***

Sipas kësaj llogarie, prej njeriut të parë Adamit gjer tek Krishti, kanë kaluar 4757 vite.

Në pasusin tjetër të po kësaj letre (fjalitë: 12, 13, 14) ai e demanton vetveten duke konstatuar se prej njeriut të parë, Adamit, e gjer tek Krishti, kanë kaluar 4173 vite. Diferencë jo aq e vogël prej 620 vitesh.

Pse e ka bërë këtë, dhe ku është shkaku i qëllimshëm apo i rastësishëm i gabimit të tij, as sot e kësaj dite nuk është e qartë. Ka mundësi kjo të jetë njëra prej metodave të tij të shpeshta të mjegullimit të kuptimeve të ndryshme, që hasen mjaft gjatë parathënieve të tij?

Sipas Nostradamusit, që nga lindja e Krishtit e gjer tek përfundimi kohor i parathënieve të tij, do të kalojnë 3797 vite, gjegjësisht prej krijimit të njeriut të parë, Adamit, dhe shpërbërjes së botës, duhet të kalojnë 7970 vite.

Ai më tej thekson se Era e dominimit të Hënës ka filluar 5020 vite para Krishtit dhe se sundimi i saj do të zgjasë gjer në vitin 7020. Kështu, nëse zbritet viti 7020 prej 5020, do ta kemi vitin 2000 pas lindjes së Krishtit.

Në llogaritë e veta, parashtron disa shifra të cilat kur të mblidhen dhe zbriten, sipas metodës së caktuar, përfitohen vitet që do

të jenë të rëndësishme për historinë njerëzore. Disa prej këtyre viteve janë: 1789, 1914, 1936, 1999 ...

Me kalimin e Erës së sundimit të Hënës, Nostradamusi parathotë ndodhjen e shumë katastrofave e skamjeve si dhe luftërave të ashpra ndërmjet racave dhe religjioneve.

Ngjarja më e rëndësishme sipas Nostradamusit, e cila do të ndodhë pas Erës së sundimit të Hënës, është çrregullimi i mundshëm i sistemit tonë diellor, ashtu që pasardhësit tanë nuk do të kenë rastin që t'i shohin disa planete që i kemi sot. Disa yje do t'i afrohen tokës aq, sa numri i tyre do të na duket shumë më tepër se sa që janë sot. Edhe Hëna do t'i afrohet shumë tokës, e kjo do të ndikojë në paraqitjen e baticave dhe zbaticave të ujit, vërshimeve të papara, termeteve dhe erupcione vullkanike.

Njëkohësisht do të ndodhë ndërrimi i qendrës së gravitacionit të Sistemit Diellor, që do të shkaktohet nga një paraqitje e trupit të ri qiellor, gjegjësisht e një mjegulline kozmike, ose ndryshe të njëfarë nebuloze planetare.

Klima do të ndërrohet në tërë botën. Andaj, si pasojë e këtij ndryshimi, do të kemi dukurinë e shpërnguljeve të mëdha të popullatës. Këto shpërngulje të mëdha do të jenë shkaktarë të mungesave të ushqimit dhe gjësendeve tjera elementare për jetën e njeriut.

Si duket, Toka do ta humb baraspeshën e vet dhe do të zhytet në errësirë të madhe. Do të pasojnë vërshimet e mëdha. Prandaj, përveç të reshurave të pandërprera, nga qielli do të bien edhe gurë të zjarrtë.

Pas të gjitha ngjarjeve të cekura që duhet të ndodhin nëpër të gjitha anët e planetit tonë, shumë pak njerëz do të kenë fat të shpëtojnë.

Pas të gjitha këtyre vuajtjeve do të pasojë një periodë të gjatë e sundimit të Diellit, që do të zgjasë gjer në përfundimin e tërësishëm të parathënieve të Nostradamusit

# PARATHËNIET E NOSTRADAMUSIT GJATË SHEKUJVE

Të gjitha parathënjet e shkruara të Nostradamusit dhe ato të regjistruara prej biografëve të vet si kuriozitete nga jeta e përditshme e tij, për shkaqe teorike dhe nevoja tona praktike të kuptimit të tyre, do t'i klasifikojmë në:

***I. Parathëniet që janë realizuar gjetë jetës së parathënësit, dhe***

***II. Parathëniet që janë realizuar pas vdekjes së tij***

**I.** Në parathëniet që janë realizuara sa ishte gjallë parathënësi, përfshihen shumë kuriozitete nga jeta e përditshme e tij (***disa prej tyre i cekëm më parë)*** si dhe parathëniet tjera të shkruara, që kishin të bëjnë me ngjarjet aktuale të kohës dhe personaliteteve të caktuara me jo aq rëndësi të madhe. Në grupin e këtyre parathënieve, me rëndësi të veçantë konsiderohet parathënia e vdekjes tragjike të mbretit Henri II, i cili ishte paralajmëruar për këtë tragjedi katër vite para se të ndodhte ajo.

## Vdekja tragjike e Henrit II

Henri II **(1519-1559)** në kohën e Nostradmusit ishte mbret i Francës dhe bashkëshorti i Katarina Mediqit. Ky personalitet është shumë i rëndësishëm në veprat e Nostradamusit, pasi nga tërësia përmbajtësore e tyre, është e njohur Letra (***Qarkorja***) dedikuar pikërisht atij. Në këtë letër, përveç parathënieve të ndryshme të ngjarjeve dhe ndodhive, përshkruhet edhe njëfarë forme e çelësit kyç të deshifrimit, duke konstatuar datën **14 mars 1557** si fillimin e rrjedhjes së tyre.

Namin për aftësitë parathënëse të Nostradamusit e ngrit pikërisht parathënia e mënyrës tragjike të vdekjes së mbretit më 1559, gjatë një dyluftimi në turneun ceremonial, të parathënë katër vite më parë, para se të ndodhte vetë ngjarja. Kjo edhe konsiderohet si

parathënia e parë e suksesshme deri sa ishte i gjallë autori. Disa, si realizimin e parathënies së parë të Nostradmusit deri sa ishte i gjallë, e konsiderojnë atë me derrkuc të fisnikut ***DE FLORENVIL*** nga Bar-Diku. Edhe pse ky shënim biografik nga bashkëkohësit e tij mund të jetë i saktë, mendoj se vergjet e shkruara nga vetë autori janë gjurma më meritore të një dëshmie materiale, prandaj edhe unë i bashkangjitem mendimit se mu parathënia e vdekjes tragjike të Henrit II duhet marrë si fillim i aktivitetit të tij të pasur nga parathënësi i madh.

Ja se si e ka përshkruar Nostradamusi këtë dyluftim:

***Luani i ri mejdanit kur t'i qaset***
***Luanin e vjetër në dyluftim do ta thërmoj***
***Nën helmetin e artë do t'ia shkul syrin, por jo të dyja***
***Ashtu tmershëm në vdekje do të përfundoj.***

Njëkohësisht, me sukses e parathot edhe fatin e vrasësit të tij Montogomerit :

***Ai i cili me hekur vetë në mejdan***
***Që fitore të pabarabartë vetes i solli***
***Pa mbrojtje lakuriq në shtëpinë e tij***
***Gjashtë persona në mes të natës do ta grabisin***.

Dhe me të vërtetë, Montogomeri, i cili tragjikisht e mbyti mbretin gjatë dyluftimit në një turne ceremonial, jetën e mbaron nën torrturat më të ashpra, sipas gjykimit të Parlamentit, më 1574.

**II.** Në parathëniet që janë realizuar pas vdekjes së parathënësit, përfshihen:

1. ***Të gjitha parathëniet e realizuara prej botimit të parë të tyre, më 1555 e gjer në vitin 2000;***

2. ***Në ngjarjet të cilat priten të realizohen pas vitit 2000 gjer më vitin 3797, kur edhe pëfundojnë parathëniet e shkruara të Nostradamusit.***

1. Në ngjarjet e parathëna dhe të realizuara gjer më vitin 2000, konsiderorohen:zhvillimet dhe zbulimet e mëdha shkencore,

arritjet dhe përparimet ekonomike dhe materiale njerëzore, ngjarjet e ndryshme shoqërore dhe historike në arënën europiane dhe botërore etj. T'i përmendim konkretisht disa prej tyre, pa qenë ato objekt më i gjërë i shtjellimit tonë në vazhdim.

Viti 1582 Përcaktohet llogaritja e kohës sipas Kalendarit Gregorian;
Viti 1597 : Zbulohet pushka e parë;
" 1609 : Galileu zbulon Teorinë e Lëvizjes së Tokës;
" 1618 : Zbulohet termometri,
" 1642 : Zbulohet Australia;
" 1759: Në Angli zbulohet makina e parë me avull;
" 1776 : Shpallet pavarësia e SHBA-ve;
" 1778 : Zbulohet balon i parë fluturues;
" 1789 : Revolucioni Francez;
" 1775 : Zbulohet elektriciteti;
" 1812 : Disfata e Napolonit në Rusi;
" 1825 : Hekurudha e parë në Angli;
" 1844 : Zbulohet telegrafi i parë;
" 1866 : Zbulohet dinamiti;
" 1897 : Hapet Kanali i Suezit;
" 1873 : Zbulohet llapa e parë elektrike;
" 1876 : Zbulohet telefoni i parë;
" 1895 : Zbulohet aparati i rëntgenit;
" 1903 : Konstruktohet aeroplani i parë;
" 1912 : Lufta e parë ballkanike;
" 1917 : Revolucioni në Rusi;
" 1914 : Hapet kanali i Panamasë;
" 1914 : Fillon Lufta e Parë Botërore;
" 1917 : Revolucioni i Tetorit në Rusi;
" 1925 : Filletë e para të televizionit;
" 1927: Linbergu me aeroplan e fluturon Atlantikun;
" 1927 : Incizimi i filmit të parë me zë;
" 1929 : Fillon kriza e madhe ekonomike;
" 1939 : Fillimi i Luftës së Dytë Botërore;
" 1961 : Njeriu i parë në Kozmos;
" 1969 : Njeriu i parë në Hënë, etj.

Pas këtyre vijnë ngjarjet që do të jenë objekt i shtjellimit tonë më të gjerë dhe që duhet konsideruar si ngjarje me rëndësi të

veçantë shoqërore në ndikimin e vazhdimësisë së rrjedhave të mëtejme të historisë së përgjithshme njerëzore.

Këto ngjarje janë:

- ***Revolucioni Francez (1789-1794),,***
- ***Mbretëria e Napoleon Bonapartas (1804-1815),***
- ***Ardhja e Hitlerit dhe nacizmit në pushtet,***
- ***Lufta e Dytë Botërore,***
- ***Fillimi dhe shktrimi i ideologjisë komuniste,***
- ***Ngjarjet e fundit në Kosovë,***
- ***Sulmi terrorist i 11 shtatorit (2001) në SHBA dhe***
- ***Evropa gjer në vitin 2000 dhe pas saj.***

## Revolucioni Francez (1789-1794)

Nga i gjithë visari i parathënieve të shkruara të Nostradamusit, pjesa më e madhe e tyre kanë të bëjnë me fatin e Francës dhe sunduesve të saj gjatë një periudhe të gjatë historike. Kjo është plotësisht e kuptueshme, sepse edhe vetë parathënësi u lind në Francë dhe preokupimi i tij më i madh për këtë shtet dhe ardhmërinë e saj, ka qenë i natyrshëm. Franca që nga kohe e Nostradamusit, gjegjësisht fillimit të parathënieve të tij, kishte një histori të bujshme. Përveç ndërrimeve të shpeshta spektakulare të sunduesve në poste mbretërore, të përcjellur me përplot komplote dhe kurthe nga më të ndryshmet, mjaftë ngjarje tjera me rëndësi kanë shënuar një fillim të ri të një historie të gjithë Evropës dhe shoqërisë njerëzore në përgjithësi. Në këtë kontekst kurrsesi nuk mund të anashkalohej Revolucioni Francez dhe koha e lavdishme e pushtimeve të mëdha të Napolonit. Parathënia e këtyre ngjarjeve karakterizohet me një qartësi të theksuar , duke qenë, pa dyshim, njëra prej shkaqeve themelore që Nostradamusi të lartësohet dhe të jetë në qendër të vëmendjes për tërë botën.

Revolucioni Fracez, i njohur si Revolucioni Borgjez Francez, ka fillur në vitin 1789 dhe ka përfunduar më 1794. Vetë ngjarja e Revolucionit ishte një kthesë e madhe historike, ku për herë të parë shënojnë fitore forcat antifeudale në rrëzimin e sundimit shekullor të sistemit shoqëror feudalist dhe ardhja e kapitalizmit si sistem i ri i sundimit dhe i organizimit. Parimisht për herë të parë zhduket

pushteti absolut i mbretit dhe vihen themelet e para të organizimit shtetëror të tipit të monarkisë parlamentare me kushtetutën si akt më të lartë konstituiv.

Revolucioni Francez zhvillohet në kohën e pushtetit të mbretit Luigji XVI të Francës (**1774-1792),** i cili, për kohën e vet, nuk qe i aftë për t'i zgjidhur problemet financiare të buxhetit shtetëror, duke rënduar më tepër mbi supet edhe ashtu të varfra të shtresave të gjera popullore.

Revolucioni në përgjithësi dhe sundimi i mbretit Luigji XVI deri në vdekjen tragjike të tij **(janar 1793),** kanë qenë një kaptinë e rëndësishme në parathëniet e Nostradamusit. Aq ishte i qartë në këto përshkrime, saqë edhe data e saktë e fillimit të Revolucionit, nuk i shmanget stilit të tij dominant në mjegullimin e ngjarjeve. Shumë nga këto parathënie janë të përfshira në letrën drejtuar të birit Cezarit, dhe diçka më pak përmenden edhe në letrën drejtuar Henrit II.

***Që t'i rregullojnë rendet e atyre***
***Që deshën të përkrahin brezin e Kapetave, të kuqtë do ti sulmojnë***
***Çdo familje me një vdekje do të jetë në zi***
***E pastaj do të vijnë edhe të tjerët të kuq***
***Që ata* ( të kuqtë) *të parë t'i shfarosin***
***Ata që erdhën në pushtet pas Kapetit të madh, do të hyjnë në Konvent.***
***Dymbëdhjetë të kuqtë do të hyjnë në nënkulm***
***Dhe përmes vrasjeve, vrasjet do të vazhdojnë.***

Mbreti, si kundërpërgjigje ndaj shpalljes së Kuvendit Popullor nga revolucionarët, më 12 qershor 1789 rrethon Parisin. Duke u gjetur në këtë situatë, revolucionarët formojnë komitetin 12 anëtarësh të Shpëtimit Kombëtar dhe i shpallin luftë forcave mbretërore. Sulmohen depot e municionit dhe bie Burgu i famshëm i Parisit "Bastila". Fillon një kryengritje e madhe dhe e përgjakshme, e paparë në historinë e Francës.

Për të kuqtë e parë që do t'i shfarosin të tjerët , mendohet për konfliktin në mes të jakobinëve dhe zhirordinëve, nga e cila jakobinët

dalin si fitimtarë duke ndërmarrë më pas një terror të paparë, që njihet në histori si ***“terrori jakobin”***.

Për dymbëdhjetë të kuq që do të hyjnë në një nënkulm, aludohet në 12 anëtarët e Komitetit të Shpëtimit Kombëtar.

Në një kuatran që kishte të bënte me burgosjen e mbretit Luigji XVI i cili gjatë ikjes nga përndjekja e kryengritësve , me tradhti, zihet në një mal afër qytetit Varen. Zënia dhe burgosja e tij shkaktoi si pasojë një valë të paparë të burgosjeve, dënimeve me gijotinë dhe vrasjeve tjera të mëdha që pasuan.

***Në mbrëmje do të arrijnë në mal me mbretëreshën***
***Murgu i zi me veshje të purpurt në Varen***
***Kjo do të jetë shkas i turbullirave***
***Zjarr, gjak dhe heqje kokësh.***

Thuhej se tradhtia për zënien e mbretit ishte bërë nga një tregtar i quajtur SOLSA, gjë që ky emër edhe përmendet në një kuatran të Nostradamusit*:*

***Sovranit pas kthimit, i vihet kurora e zotit Atisa***
***Lufta atëherë do të zhvillohet rreth Tilijarit***
***Nga të 500-të do të jetë i shpallur si tradhtar***
***Që nga Nabroni dhe Solsa që tregton me vaj.***

Pas kapjes së mbertit në Varen, ai transportohet në Paris.Rrugës, dikush nga masa e ngazëllyer, ia vë në kokë kurorën revolucionare të të kuqëve si simbolikë nënçmuese që shprehte kurorëzimin e tij të fundit.

Na është e njohur edhe rrethana tjetër që prshkruhet në vargun e tretë. Jakobinët për të bërë presion në shpalljen e mbretit si tradhëtar, e drejtojnë masën e tërbuar të popullit. Të gjendur para një trysnie të pashmangshme, Parlamenti vendos me 500 vota për që mbreti të shpallet tradhëtar dhe njëkohësisht të dënohet me vdekje.Kontributi i madh në këtë drejtim, ishte edhe tradhëtia e e ministrit të tij ushtarak të mbrojtjes, i quajtur Narbon.

Mbreti Luigji XVI në përgjithësi përshkruhet si shumë zemërmirë, por me një mangësi të shprehur; gjatë vendimeve vendimtare, binte shpesh nën ndikimin e gruas së vetë, Marija Antonetas.

***Shumë kohë e mirësi  e tepruar e mbretit***
***I cili nga pakujdesia, menjëherë dhe shpejt***
***Bie vendime dhe vetë  i anulon***
***Duke shkuar gjurmëve dhe ideve të bashkëshortes.***

Luigji XVI  në shtator të vitit 1792 dënohet me heqje koke në Gilotinë,  të cilën  ngjarje Nostradamusi e parathoshte kështu:

***Nga konflikti i madh do të dridhet në vorbull***
***Pasi që paqja është ndërprerë***
***Me gojë të përgjakur do të bie në gjak dhe  do të notojë***
***Koka që  ka qenë paqedashëse.***

Përveç  Revolucionit Francez si  dhe dënimit të Luigjit XVI, Nostradamusi në parathëniet e veta ka përshkruar edhe vazhdimësinë e ngjarjeve të tjera që ndërlidhen, bie fjala:me fatin  e bshkëshortes Maria Antoneta, motrës Elizabeta, e cila  po ashtu dënohet me Gilotinë **(1794),** e shumë detaje të tjera, që në këtë kontekst  për ne nuk do të ishin aq të rëndësishme.

## b)Mbretëria e Napolon Bonapartës (1804-1815)

Napolon Bonaparta **(1769-1821),** ka luajtur një rol të rëndësishëm jo vetëm në historinë e Francës, por edhe  në atë botërore, duke dhënë një kontribut të madh  në rrënimin definitiv të sistemit të vjetër feudale dhe krijimin e institucioneve dhe  marrëdhënieve  të reja kapitaliste. Ka qenë strateg  dhe komandat  i famshëm ushtarak, burrështeti dhe mbret **(1804-1815)**. Është i  njohur në histori si ushtarak me fitore të mëdha në depërtimet pushtuese që arrijnë deri në Lindje dhe  Rusi. Disfata e tij më e madhe është  pikërisht Rusia  dhe Beteja e Lajpcigut  **(1813)** , kurse për largimin definitiv të tij nga skena  politike dhe ushtarake e Francës,  vendimtare ishte  beteja e fundit  në Vartelloe **(1815**),  ku, pasi pësoi disfatë,  u dorëzohet anglezëve  dhe depërtohet në ishullin Elbu .Vdes  në vitin **1821**, duke hyrë në historinë e  shumë luftërave botërore si strateg i pakontestueshëm ushtarak dhe burrështet i shquar.

Një personalitet aq i rëndësishëm i historisë së gjithmbarshme të Francës dhe një strateg i madh ushtarak i të gjitha kohëve, siç ishte Napoloni, ka qenë e pamundur që të mos jetë preokupim serioz i Nostradamusit.

Ja siç përshkruhet Napoloni para afro 300 viteve nga Nostradamisi:

***Andaj ushtari do të gradohet në mbretër***
***Nga petku i shkurtër në gunë do të ngritët***
***Me armë i shkathët i dobët pranë altarit***
***I keq për priftin nga dielli më i zi.***

Marrëdhëniet e Napolonit me Papën dhe kishën në përgjithësi kanë qenë tejet të acaruara. Në kohën e sundimit të tij, Papa Pije VII ishte i përndjekur, por, më vonë nën presione të qarqeve të caktuara dhe të opinionit , në mes tij dhe Vatikanit lidhet marrëveshja e dyanshme për tolerancën, e njohur si Konkordak.

Për këtë qëndrim të ashpër të Napolonit ndaj kishës në përgjithësi , është përshkruar shumë mirë në vargun e mësipërm*:"I keq për priftin nga djalli më i zi"*

Për paqen, gjegjësisht Konkordatin e lidhur të Napoleonit me Papën, dihej se ka qenë e inponuar dhe aspak e nënshkruar nga vullneti i lirë i tyre.

Në kuatranin që pason më tej, thuhet:

***Dy të bashkuar nuk do të qëndrojnë gjatë së bashku***
***Gjatë trembëdhjetë viteve nga satrapi barbar***
***Të dy anët do të kenë dëme të përbashkëta***
***Ta mëshiroj papën kur të kthehet në pushtet.***

Për pësimin e Napolonit në luftë me Rusinë, dhe qëndrimi mëvonshëm të Papës, thuhet:

***Toka romake me të cilën udhëheq kleriku***
***Do të jetë i shkelur nga francezët***
***Por le t'i trembet çastit populli i Francës***
***Kur ushtria të dërgohet në Lindje të Largët..***

Nga shumë aftësi të jashtëzakonshme, Napoloni ka disponuar me shkathtësinë e pamohueshme të elokuencës në të folur, duke pasur mundësi për ta bindur çdo kë për të gjitha qëllimet e veta. Kjo aftësi shprehej në dhënien e komandave të prera ushtarake, të cilat fascinonin edhe vetë ekzekutuesit e saj.

***Ai me gjuhën e vet***
***Do ta fascinoj ushtrinë e madhe***
***Dhe nami i tij pushtetmbajtës***
***Do të tretet pas lindjes.***

.

Nostradamusi në parathëniet e veta gjithmonë Napolonin e quante **SOKOL**, si metaforë që personifikonte grabitqarin, sepse **AI,** kudo që paraqitej, grabiste pushtetin, lavdërinë dhe fitoret.

Ja edhe kuatrani tjetër mbi pësimin e Napolonit me ushtrinë Pruso - Angleze në Vartelloe :

***Prej muajit të tretë nga Dielli që lartësohet***
***Derri i egër dhe leopardi do të përleshen në mejdan***
***I lodhur dhe rraskapitur nga qielli, leopardi do ta grisë syrin***
***Dhe (do ) të shohë përfund Diellit se si shqiponja rrëzohet.***

Që ti kemi këto vargje më të qarta, duhet sqaruar se Nostradamusi në të gjitha ceturiet dhe kuatranet e veta Anglinë e quan si leopard, Rusinë ulkonjë, Francën si gjel, etj. Napoleonin gjithmon e ka quajtur sokol, por vetëm në këtë varg atë e quan si shqiponjë, duke e parathënë kështu fundin e ngritjes së madhe të tij.

Ja e dhe parathënia e dorëzimit dhe deportimin të tij në ishullin Elbi nga ana e anglezëve:

***Princi i mundur, deportuar në Elbi***
***Do të vije detit gjer në mersele***
***Me mundin e madh të të huajit, përsëri do të jetë i mundur***
**(i)*****Shpëtohet vdekjes, por kjo do të jetë fundi i bletës amë.***

## c) Ardhja e Hitlerit dhe nacizmit në pushtet (1933-1945)

Nacizmi si ideologji personifikohet në Partinë Nacional Socialiste Punëtore të Gjermanisë të liderit dhe ideologut të saj Adollf Hitler, i cili, i nxitur nga ndikimet dhe fitoret gjithnjë më të mëdha të komunistëve, me përkrahjen e disa magnamëve industrialistë , në janar të vitit **1933**, emërohet si kancelar i Gjermanisë, dhe praktikisht konsiderohet si ardhje e tij dhe ideologjisë naciste në pushtet. Me ardhjen e Hitlerit në pushtet, menjëherë, që në shkurt të po këtijë viti, mondohet djegia e ndërtesës së Rajhstagut e bërë gjoja nga komunistët. Ky motiv shërben si pretekst që të fillohet me përndjekjet më të mëdha të komunistëve, shoqatave të ndryshme sindikale, partive dhe liderëve opozitarë të së majtës dhe kundërshtarëve tjerë politikë. Me qëllime gjenocidale dhe nga urrejtja nacionale, fillohet me përndjekjen, e më vonë edhe shfarosjen masive fizike të popujve tjerë joarianë, veçanërisht atyre çifutë, romë dhe sllavë.

I nxitur nga apetitet gjermanomadhe, anekson Austrinë **(Anschluss)** dhe Çekosllovakinë, duke filluar kështu të përmbushen realizimet e aspiratave të kësaj ideologjie të prezentuara në librin e mirënjohur të Hitlerit **("Mein Kampf") "*Lufta ime*" (1925**), për t'u shndëruar më vonë në një luftë të madhe botërore.

Nga parathëniet si më të qartësuara të Nostradamusit, konsiderohen edhe vargjet rreth paraqitjes e kësaj ideologjie shkatërimtare. Prijsin dhe udhëheqësin e kësaj ideologjie, Nostradamusi e emërton si **"HISTER"** (gabim i vogël që mund t'i falet).

Kështu e sheh Nostradamusi ardhjen e Hitlerit në pushtet:

***Shefi (prijësi) nga germanët në fronin e artë***
***do të ulet***
***Zonja (dama) zyrtare do ta përjetojë fundin e vet***
***Sepse ajo nuk ishte e aftë t'i përballojë vështërësitë.***

Pa gabime! Hitleri nuk u lind në Gjermani, por në Austri **(nga fisi german).** Kurse zonja apo dama zyrtare, siç e quan Nostradamusi Republikën e Vajmarit, atëbotë, nuk ishte e aftë t'i zgjidhë problemet

egzistuese ekonomike, politike, si dhe kontraditat tjera të Gjermanisë së posadalë nga Lufta e Parë Botërore, prandaj këtë gjendje, në të cilën ishte zhytur Gjermania, shumë mirë e shfrytzoi ideologjia naciste e Hitlerit, për marrjen e pushtetit.

Ja një përshkrim, të thuash poetik, të paraqitjes së ideologjisë naciste në skenën politike të shoqërisë së atëhershme:

***Do të vijë njëri i cili në mënyrë joshëse***
***Do të mundohet ta bëjë me dorën e shtrirë***
***Atë çka nuk është arritur me grusht të shtrënguar.***

Nuk ka koment!
Përshëndetja nciste ka qenë me dorë të zgjatur përpara.

## d) Lufta e Dytë Botërore (1939-1945)

Që nga ardhja e Hitlerit në krye të Gjermanisë, të gjitha veprimet e tij na shpiejnë kah një dyshim i bazuar, se ky shtet me ideologjinë naciste në krye, përgatitet për një luftë të madhe me përmasa të gjera botërore.

Shkaktarin e fillimit të kësaj lufte me përmasa të gjera botërore, Nostradamusi e parathoshte kështu:

***Mitet e mëdha do t'i mashtrojnë njerëzit***
***Shaktar i konfliktit të madh ato do të jenë***
***Së pari do të besohet se qielli kthjelltësi kishte***
***Arma vdekjepruese në dorën e majtë do të jetë.***

Dihet mirë se Hitleri përmes ideologjisë fashiste dhe miteve të vjetra për madhërinë e racës së pastër ariane, e fut Gjermaninë në Luftën e Dytë Botërore, duke predikuar se gjermanët janë populli i dërguar nga Zoti për të sunduar me tërë botën.

Vargu i tretë ka të bëjë me besimin se para fillimit të Luftës së Dytë Botërore dhe pas tejkalimit të krizës së madhe ekonomike, në Gjermani ka mbretëruar bindja se çdo gjë ishte e qetë dhe e kthjellët.

Arma vdekjepruese në dorën e majtë duhet të jenë kaqushat Sovjetike. Ato në betejat e Luftës së Dytë Botërore luajtën një rol të

madh në shkatërrimin e makinerisë shumë të përsosur ushtarake hitleriane.

Kështu mendojnë disa komentatorë të Nostradamusit, por, ne, nëse analizojmë këto vargje nga këndi i realitetit tonë ballkanik, kuptimi i tyre më i afrtë do të ishte se ato kanë të bëjë me Serbinë, shkataren e shumë luftërave me pasoja të papara në Ballkan. Këto luftëra vëllavrasëse dhe shkatërrimtare, me elemete të gjenocidit dhe pastrimit etnik, ideologu i saj psikopat i mbështeste në mitet e vjetra mbi popullin serb si popull hyjnor.

Edhe vargu i tretë mund të komentohet në këtë kontekst. Asnjë rrethanë ekonomike dhe politike në atë kohë nuk shkonte në favor të mundësisë së fillimit të një lufte me pasoja kaq të mëdha materiale dhe njerëzore.

Kush ka mundur, pra, të priste një luftë shkatërrimtare në trojet e Jugosllavisë , kur çdo gjë atëbotë ishte e qetë?

Arma në dorën e majtë, ka mundësi që ta nënkuptojë anën e majtë të globit, pra shetet e Perendimit (SHBA-të me aleatët e saj).Roli i tyre në planin diplomatik dhe ushtarak (rezolutat e Kombeve të bashkuara dhe bombardimet e Serbisë), do të jetë shkatërrimtare dhe vdekjepruese për Serbinë.

Nga historia na është e njohur se Italia dhe Gjermania kanë qenë shtete që gjithmonë kishin pretendime serioze të dominimit mbi tërë botën. Këto pretendime të këtyre shteteve kanë qenë edhe shkaktare për fillimin e Luftës së Dytë Botërore.

Nostradamusi, që në shkekullin XVI, në veprat e tij parathënëse përmend vendin Teshin. Dihet se rreth këtij vendi përherë ka pasur konflikte në mes të Polonisë dhe Çekosllovakisë. Teshini, gjatë zgjidhjes së çështjes së Sudenit, i ka takuar Polonisë. Pikërisht ky vend i njëjtë do të jetë shkaktare e sulmit të Gjermanisë mbi Poloninë, dhe kjo ngjarje në histori zyrtarisht do të konsiderohet si dita e fillimit të Luftës së Dytë Botërore.

***Kur dy ushtri prej mureve nuk mund të ndeshen***
***Në atë moment do të dridhet Teshini.***

Nga vargjet në vijim do të shohim se cili popull do të jetë shkatar i kësaj lufte të madhe shkatërrimtare:

***Populli që është i huaj dhe i largët i romakëve***

***Shteti i tyre  do të jetë në Majne.***

Polonia në Luftën e Dytë Botrore përshkruhet në këtë kontekst:

***Qielli do ta vajtojë disfatën e shtetit të përzier***
***Deri në "hava"  gjaku do të derdhet***
***Nëpër vdekje  përsëri ky popull do të ngritet.***

Polonia njëkohësisht ka qenë mbretëri dhe republikë dhe ka pasur popullsi të përzier: një pjesë katolike, kurse pjesa tjetër ishte e besimit ortodoks.

Bombardimet dhe shkatërrimet masovike të qyteteve  në këtë luftë përshkruhen kështu:

***Qarshia e madhe do të shkretohet***
***Prej  njerëzve rrallë kush do të mbetej.***

Të pakta janë qytetet që në Luftën e Dytë Botërore kanë pësuar shkatërrime kaq të mëdha sikurse  Varshava, prandaj nuk ka dyshim se  këto vargje i dedikohen  pikërisht këtij qyteti.

***Nga karkalecat që do të arrijnë prej  qielli***
***Do të vijë vdekja dhe shkatërrimi***
***Duke mos respektuar rregullat e luftës.***

Me "*karkaleca*" që do  të  arrijnë nga qielli, mendohet për aeroplanët bombardues.

Edhe miqësia e madhe e Hitlerit dhe Musolinit, dalë nga aleanca e përbashkët ideologjike dhe ushtarake, nuk kanë qenë jashtë syrit të mprehtë vrojtues të Nostradamusit:

***Një ditë do të bëhen***
***Dy sundues miq të mëdhenj***
***Pushteti i tyre do të rritet***
***(dhe) Do të zgjerohet gjithnë e më tepër.***

Më sipër cekëm vetëm disa  vargje të cilat edhe laikun e zakonshëm qartazi do ta bindnin se Lufta e Dytë Botërore është

parathënë nga Nostradamusi.Për këtë ngjarje të madhe dhe vendimtare për historinë njerëzore, ka ende kuatrane me detaje tjera, që ndoshta do të ishte e udhës të përmenden , por ne në këtë prezentim do të kënaqemi si të mjaftueshme vetëm me këto.

## e) Fillimi dhe shkatërrimi i ideologjisë komuniste

Lindjen e ideologjisë komuniste, Nostradamusi në një kuatran të vetin e parathot kështu:

***Shkolla filozofike e stilit të ri***
***Që urren pasurimin dhe lavdërinë***
***Nuk do të gjejë vatrën në gjirin german***
***Atë do ta ndjekin vëllezërit tjerë të shumtë***

Na është e njohur se filozofia komuniste, e quajtur MARKSIZËM, sendërtohet nga ideologu dhe inspiruesi kryesor i saj Karl Marksi, i cili kishte prejardhje Gjermane. Po ashtu dihet mirë se ideologjia e komunizmit kurrë nuk ka ardhur në pushtet në gjirin gjerman, por këtë rrugë, siç thuhet edhe në kuatranin e sipërcekur, do ta ndjekin vëllezërit tjerë: Rusia dhe shtetet tjera të mëvonshme socialiste.

Shkatërrimin definitiv të kësaj ideologjie dhe të sistemit shtetëror socialist, Nostradamusi e ndërlidh me një term "BORIS", e që deri në kohën e fundit ishte e pakuptueshme nga shumë komentues të tij.

Pas viteve të tetëdhjeta, më kishte rënë në dorë një videokasetë me dokumentar për parathëniet e Nostradamusit. Ende e kam në mbresa analistin amerikan të parathënieve të tij mbi mundësinë e shkatërrimit të ideologjisë komuniste në Evropë, duke ndërlidhur ate si tregues orientues me këtë nocion "Boris". Analisti nga videokaseta, atëbotë, këtë term si kohezion të mundëshm gjeografik e lidhte me një lumë të vogël në kufi në mes të BRSS-së dhe Rumunisë. Ky lumë "Boris", komentohej si **"vija e kuqe"**, deri ku do të arrihet rrënimi i sistemeve socialiste të shteteve evropiane. Tani, pas disa viteve, na është e qartë se emri "**BORIS**" ka të bëjë me personalitetin e liderit Rus Boris Jelcin.

## f) Ngjarjet e fundit dhe lufta në Kosovë.

Ngjarjet e fundit në Kosovë dhe kyçja e makinerisë më të madhe ushtarake në botë rreth zhgjidhjes së këtij problemi, padyshim, konsiderohet si ngjarje me rëndësi të veçantë botërore.Andaj, nuk është larg mendësh që edhe Nostradamusi të jetë marrë me ndonjë parathënie rreth këtyre ngjarjeve. Kur të gjithë me ankth pritnim epilogun e bombardimeve dhe katastrofës kosovare, edhe leximi i kuatraneve të këtij parathënësi të madh,më ishte një kënaqësi dhe kurajo e madhe. Me një literaturë solide që disponoja, filloi bredhja ime kah ndonjë varg evetual që do ta asociacionte tragjedinë kosovare që ishte në ndodhje e sipër.

Intimisht besoja se diçka patjetër duhet të ekzistojë dhe hasa në një broshurë të një analisti serb i prarathënieve të Nosradamusit. Në fillim të këtij libri, hasa menjëherë në dy vargjet e cituara ku thuhej:

***Në mes të Serbisë dhe "V"***
***do të zhvillohet një luftë vdekjeprurëse***

Këto vargje komentatori serb komentonte si parathënje e mundshme e luftës së madhe dhe fitores ushtarake serbe në Luftën e Parë Botërore. Simboli "V" për të ende nuk ishte i qartë, por ai e ndërlidhte këtë duke konstatuar se në këtë luftë fitimtare për Serbinë kanë qenë të kyçura 5 shtete evropiane.

Nëse ndalemi në këto vargje dhe ato për një çast i lidhim me ngjarjet në Kosovë, do të shohim se simboli **"V" – FITORE,** është simboli dhjetëvjeçar i rezistencës sonë kombëtare kundër satrapit Millosheviq dhe regjimit të Serbis në përgjithësi.Njëkohësisht mund të komentohet si numër 5 (romake) që do të nënkuptonte 5 shtete dominante në bombardimet e NATO-s mbi Serbinë, si dhe ndarjen e Kosovës në pesë regjione të mbikqyrjes së këtyre shteteve (Amerika, Franca, Anglia, Italia dhe Gjermania).

***Pas konfliktit të madh, edhe më e madhe prëgatitet***
***Makineria kolosale do ta përtërijë shekullin***
***Shiu dhe breshri, gjak, uri, flakë dhe shfarosje***
***Gjersa nga qielli do të hidhet zjarr dhe shkatërrime.***

Vargu i parë i këtij kuatrani mund të komentohet se Serbia ka qenë shkaktare e shumë luftërave dhe konflikteve në Ballkan dhe pas tyre edhe më e madhe pritet. Sikur të mos ishte i qartë vargu i dytë shumë pak ky kuatran do t'u dedikohej ngjarjeve në Kosovë, po aty ku thuhet se "***makineria kolosale do ta përtërijë shekullin "***, nuk ka dyshim se bombardimet e NATO-s në Kosovë kanë ndodhur në fund të shekullit XX dhe pas vitit 1999 përtrihet shekulli dhe mileniumi i ri.

Për dy vargje tjera të këtij kuatrani mbase nuk ka nevojë për koment.

***Kaherë nuk është parë një dhembshuri aq e madhe***
***Ata të cilët dhanë shumë, do të jenë të detyruar***
***në mëshirë***
***Të vuajtur, të zbathur, të uritur dhe lakuriq***
***do të lëvizin***
***Dhe kalojnë shumë male dhe bregore në befasinë e***
***gjithë botës.***

Edhe ky kuatran, besoj, nuk ka nevojë për një koment të thellë. Dihet se me pastrimin etnik të kryer nga Serbia në Kosovë, nuk është parë një dhemshuri aq e madhe në botë.Dihet se kush janë ata që dhanë dhe do të detyrohen në mëshirë.E çka të themi për vargun e fundit të këtij kuatrani*:"**Të vuajtur, të zbathur, të uritur dhe lakuriq, do të lëvizin dhe kalojnë shumë male dhe bregore në befasinë e gjithë botës."***

Kuatrani tjetër i cili më ngacmoi për ndonjë parathënie të mundshme edhe pas bombardimeve dhe situatës në Kosovë, ishte ai në ceturien e parë, kutrani i 32-të:

***Mbretëria e fuqishme do të bartet***
***Në provincën e vogël e cila rritet***
***Në krahinë pa rëndësi, vend pa nam***
***Bazën e pushtetit atje do ta ketë.***

Besoj se do të pajtoheni edhe ju, por unë këtë kuatran në interpretim të lirë, "*si mbretëri e fuqishme*" i kisha nënkuptuar Kombet e Bashkuara dhe bazën e pushtetit të saj në formë të

Administratës së përkohëshme e vendosur në Kosovë. Pra, në një krahinë të vogë, provincë e parëndësishme deri më dje.

Gjithmonë, kur bëhej fjalë për mundësinë e parathënies së ngjarjeve në Kosovë nga ana e Nostradamusit , nga bashkëbisedues të mi ballafaqohesha me pyteje dhe dyshime nga më të shpeshtat:

- *Nuk ka pas punë tjetë Nostradamusi, por të merrej me Kosovën dhe shqiptarët" ?,*

- *"Ndoshta ai as që ka ditur atëherë se ku është Kosova, e lere ma për shqiptarë ...?" etj.*

Nostradamusi ka qenë njohës gjenial i historisë së popujve të botës, e veçanërisht të Evropës, së cilës i përkiste edhe vetë. Nga kjo histori e saj e bujshme, shumë mirë ka ditur për civilizimin e lashtë pellazg, ilir si dhe për pasardhësit e këtyre civilizimeve dhe rolin e tyre në historin e gjithëmbarshme të Evropës.

Ai, ka jetuar një shekull pas luftërave të lavdishme të heroit tonë kombëtar, Gjergj Kastrioti-Skenderbeut. Popullariteti i madh i këtij heroi si shpëtimtar i dëpërtimt osman në kërthizën e Evropës krishtere të Perendimit, nuk kanë qenë larg mençurisë së tij gjeniale. Po ashtu, ai ka njohur, luftën e madhe të aleancës së bashkuar në Betejën e Kosovës dhe pasojat e humbjes së saj për dëpërtimin e mëvonshëm të turqve në Ballkan dhe më gjerë.

Ai, pra , ka ditur mjaft nga historia dhe parathëniet e veta kanë qenë si vazhdimësi e kësaj historie.Këto ngjarje nuk janë të zakonshme dhe pa gjurma në rrejdhën e mëtejme të zhvillimeve të mëdha në truallin e Evropës dhe asaj botërore në përgjithësi. Prandaj, në këtë kontekst duhej shikuar edhe ato të Kosovës.

1. A nuk ka qenë ngjarje e madhe botërore shpërngulja e dhunshme e popullit shqiptar të Kosovës me përmasa biblike që nuk mbahet mend në historinë njerëzore?
2. A nuk ishte ngjarje e madhe involvimi i fuqisë kolosale ushtarake të kohës në pengimin e vuajtjeve të mëtejme të këtij populli?
3. Cili ishte lajmi medial në të gjitha mjetet e informimit botëror gjatë tërë vazhdimësisë së këtyre bombardimeve ?
4. A nuk ishte Kosova dhe vetëm Kosova?
5. A nuk ishin shqiptarët, ata që obliguan në dhemshuri dhe mëshirë tërë botën?
6. A nuk është tërë bota sot në Kosovë?

Së fundi, këto pyetje dhe shumë të tjera që njëkohësisht janë edhe përgjigje, do t'i përmbledhim në një konstatim të nivelit të vetë dyshimeve të bëra:

*Nostradamusi ka ditur shumë mirë edhe në shekullin XVI se kush janë shqiptarët dhe ku është Kosova!*

*Ai ka patur edhe punë të tjera më të mençura, por kurrsesi nuk ka mundur t'i tejkalojë ngjarjet e Kosovës,të cilat kanë lënë gjurmë të pashlyeshme në historinë e gjithmbarshme botërore, si një vazhdimësi e bujshme e saj.*

Shqiptarët, pra, dhe ardhmëria e historisë së tyre nuk kanë mundur të anashkalohen as nga vetë Nostradamusi. Për ta pasuruar më bindshëm këtë konstatim, do ta prezentoj edhe një strofë të qarët parathënës për shqiptarët.

Në ceturiumin e katërt, kuatrani 98, thuhet:

***Në Romë shqiptarët me britëm do të mbrrijnë***
***Duke rrokur edhe Langresin nga fyti***
***Bajraktari nuk do t'i falë askujt***
***Shkatërrimet, urinë, gjakun dhe thatësirën.***

Ky kuatran ka të bëjë me dëpërtimin shqiptar në Romë dhe deri në brigjet e Monakos. Langresi (**Langr**) është qyteti në lindje të Francës dhe shtrihet në brigjet e lumit "Marna".

Se për çfarë depërtimi të shqiptarëve në këto vise është fjala, t' ju them të drejtën nuk kam asnjë vizion të qartë konkret, edhe pse shumë më ka preokupuar kjo parathënie decidive e tij

Asociacioni, në fillim, më shkoi tek ekzodi i madh i shqipëtarëve klandestinë në brigjet e Italisë, por edhe ky vlerësim sigurisht nuk do ta kënaqte kuptimin përmbajtësor të kësaj strofe, sepse ndeshet menjëherë me kuptimin e vargjeve tjera që pasojnë, edhe pse këto ekzode kanë përfunduar shpesh me viktima të mëdha njerëzore.

Studiuesi i famshëm Francez i parathënieve të Nostradamusit, Jean Charles Pikon, në veprën e vet "*Profetizimet e Nostradamusit*", këtë kuatran e komenton si mundësi eventuale që shqiptarët të jenë aleatë të ndonjë fuqie të madhe invaduese që do të ngjaj më vonë, bie fjala të arabëve ose me ndonjë "mbretëri" tjetër të fortë ushtarake.

Në vazhdim do ta kemi edhe një kuatran të Nostradamusit ku qartë përmenden shqiptarët. Njëjtë edhe këtë kutran do ta kemi vështir

ta komentojmë ose atë ta lidhim me ndonjë ngjarje që ka ndodhur në të kaluarën .

Ceturiumi i pestë, kuatrani 91:

***Në sheshin ku është parajsë për çdo grabitçar***
***Ku këmba e trimit nuk shkel kurrë***
***Do t'i sulmojnë ata me kalorësi të lehtë***
***Shqiptarët, Marsi, Luani, Saturni dhe shoku Ujori.***

Sërish, nëse i kthehemi studiuesit dhe komentuesit, Charles Pikon, këtë kuatran e radhit në grupin e vargjeve jashtëkronologjike.

Vargu i fundit, pa dyshim, sqaron se përveç shqiptarëve në këtë *"kalorësi të lehtë"* do të jenë edhe popuj, shtete ose persona me shenja të horoskopit, luani dhe ujori, e ndoshta ngjarja e parathënë mund të ndodhë në periodën e sundimit të Marsit dhe planetit Saturn.Natyrisht, ky konstatim duhej mbetur në suazat e supozimeve logjike dhe njohurisë së pakontestueshme se Nostradamusi periodat, vendngjarjet dhe personalitetet e caktuara i kamuflon me shenja të ndryshme të horoskopit.

Për deshifrimin e mundshëm të këtyre vargjeve në kuatrane konkrete parathënëse për shqiptarët, na duhej një përkushtim edhe më i madh. Edhe pse strofat e cituara janë tërësi e mëvetësishme sipas renditjes që pason, ato duhet përpunur më tej në drejtim të kërkimit të lidhshmërive me kuatranet tjera të ndonjë ceturiumi .

## g) Sulmet terroriste të 11 shtatorit në SHBA

Sulmi terrorist i 11 shtatorit 2001 në binjaket e Qendrën Botërore të Tregtisë në Nju-Jork dhe atij të Pentagonit në Uashington, pa dyshim, kanë ngjallur një indinjatë të arsyeshme të tërë opinioni botëror demokratik. Përveç indinjatës dhe dhembshurisë së madhe për viktimat e pafajshme, pas kësaj ngjarjeje katastrofale, është paraqitur një dukuri shumë specifike që ka të bëjë me interesimin e madh të shumë individëve, besa edhe të institucioneve të ndryshme anekënd botës, për parathëniet e mundshme të Nostradamusit për këtë sulm. Kërkesat për veprat e tij janë marramendëse dhe zbrazin libraritë e

mëdha botërore. Ato mbushin faqet e shumë revistave dhe gazetave me hipoteza dhe supozime eventuale.

Në këtë situatë, edhe pse tejet aktuale, logjikisht do të na parashtrohen edhe disa pytje: mos vallë, agonia e befasisë dhe kurioziteti i përhershëm i qenies së njeriut për ta njohur ardhmërinë i shtyn shumë medie të jenë senzacionaliste për të përfituar edhe nga kjo tragjedi?

Mos është vallë preokupimi ynë i madh momental i interesimit shkaktar që çdo ngjashmëri me këtë ngjarje ta komentojmë në këtë kontekst?

Duke shfletuar nëpër faqet e internetit, vargjet më të shpeshta që prezantohen si mundësi e lidhshmërisë së parathënieve të Nostradamusit me këtë tragjedi janë:

***"Në qytetin e perëndisë, do të vijë gjer tek murmurima e madhe"***

Edhe vargu tjetër na asocionon në këtë ngjarje tragjike:

***Dy vëllezër binjakë do të ndahen nga një haos i madh***
***Lufta e madhe do të fillojë atëherë***
***Kur qyteti i madh të jetë i djegur.***

Ka mundësi që këto vergje të kenë të bëjnë me sulmin terrorist të 11 shtatorit , por edhe pse përmenden dy vëllëzër, duhet të kemi kujdes se Nostradamusi në mënyrë figurative kamuflon shumë përshkrime, prandaj dy vëllëzër mund të jenë dy shtete, dy ideologji, dy sundues etj. Vargjet që pasojnë e që i hasa në disa gazeta, ka mundësi të jenë edhe si një përsëritje e gabimit të huazur nga ndonjë medium tjetër simotër.

T'ju them të drejtën, këto vargje shumë të afërta me ngjarjen në fjalë, nuk kam mundur t'i has në asnjë material rreth Nostradamusit me të cilat disponoja momentalisht. Por , assesi nuk do të thotë se nuk ka mundësi të ekzistojnë:

***Dy zogj metalikë do t'i sulmojnë dy godina të mëdha***
***Dhe tërë bota së shpejti do të jetë e shkatërruar.***

Gjithmonë, kur disa ngjarje ndodhin në botë dhe për to gjurmohet në parathëniet e Nostradamusit, mendimi im është se vazhdimisht duhet pasur kujdes.

Jo vetëm kujdes, por dhe durim!

Sa për kuriozitet, t'ju parashtroj një të dhënë: vetëm në Francë janë shkruar mbi 400 vepra dhe studime për Nostradamusin, ku shumë autorë në to parashtrojnë mendime dhe vlerësime nga këndi i vetëvështrimit personal, e mos të flasim për prezentime të ndryshme në formë të dokumentarëve, filmave artistikë, analizave gazetareske përplot me elemente senzacionaliste, etj.

Edhe pse shumë kuatrane dhe vargje në fillim duken se kanë të bëjnë me ngjarjen konkrete të ndodhisë së përjetuar, patjetër duhet vazhduar të vrojtohen me vëmendje edhe pasojat e mundshme të ngjarjes që është në rrjedhë e sipër. Nostradamusi është tejet enigmatik dhe i zhdërvjellët në shkathtësinë e rruajtjes së qartësisë së menjëhershme të kuptimeve të veta, pa lidhshmërinë e tyre me pasojnën, e cila do të ishte në vazhdimësi. Edhe nëse eventualisht do të ekzistonte kjo lëdhshmëri, nuk do të kemi rastin që një kuatran-strofë të lidhet si kuptim i ngjarjes në vazhdim me strofën tjetër.Ky është stili i manipulimit dhe çelësi i renditjes së ngjarjeve të parathëna, që është ende enigmë dhe duhet zbuluar në të ardhmen.

Nëse sulmet terroriste në Nju - Jork dhe Uashington në të ardhmen do të kenë ndkim vendimtar në shkaktimin e ndonjë lufte të madhe ose ndonjë tragjedie tjetër, tek atëherë para nesh do të qartësohen edhe vargjet tjera dhe do të bindemi se ai kishte të drejtë.

Është më se e vërtetë se Nosradamusi në shumë vende përmend binjaket, qytetin e madh, qytetin e Perendisë, zogjët e metalit, karkaleca nga qielli që lëshojnë zjarr, shkatërrimet dhe luftërat me përmasa të mëdha hapësinore, por në asnjë vend nuk i ndan si Luftë të Parë Botërore, të Dytë e kështu me radhë.

Termi «BINJAKËT» që përmendet në disa kuatrane të tij, duhet kuptuar si shenja të horoskopit të cilat sundojnë në një periudhë kohore, sepse Nostradamusi duke i parathënë ngjarjet, shumicën prej tyre i kategorizon në kohon e sundimit të shenjave të caktuara, siç janë: shigjetari, binjakët, ujori etj.Shatërrimet e qyteteve dhe godinave të mëdha parashihen në shumë vende.E njëjta është edhe me zogjët nga metali që lëshojnë zjarr dhe shaktojnë katastrofa njerëzore dhe materiale. Të gjitha këto veç kanë ndodhur: Lufta e Parë Botërore,

Lufta e dytë Botërore, luftërat e shumta lokale, shkatërrimet e mëdha të qyteteve dhe metropoleve etj.

Sulmi ka ndohur në Qendrën Tregtare Botërore në Nju-Jork dhe në Qendrën ushtarake komanduese të SHBA-ve në Uashington, dhe pasojat e saja ishin të mëdha. Tani vëmendjen duhet orientuar tek shumë prathënie të tjera që duhet të ndodhin dhe në mënyrë asociative ka mundësi që të lidhen me këtë ngjarje...

## h) Evropa gjer në vitin 2000 dhe pas saj

Mbarimi i shekullit XX dhe fillimi i shekullit XXI, sipas kategorizimit kohor nga vetë Nostradamusi, përfshihen në kohën e përfundimit të erës së sundimit të Hënës, pra viti 2000, dhe perioda e vazhdimit të ndikimit të planetit të Marsit, gjer më vitin 2170, kur kemi një seri të parathënieve ngjarjesh tejet të rëndësishme për tërë njerëzimin.

Pas një konflikti të madh në Evropë, në këtë etapë, Nostradamusi ka paraparë lindjen e dy fuqive të mëdha. Këtu plotësisht, tanimë, na është e qartë, se ky konflikt ka të bëjë me Luftën e Dytë Botërore, nga e cila dolën dy superfuqi: SHBA-të dhe BRSS-ja. Konkretisht, dy aleanca të forta ushtarake: Pakti «NATO» dhe ai i Varshavës. Këtyre dy superfuqive të forta ushtarake, ekonomike dhe politike edhe gjeografikisht u ka locuar vendin e tyre: njëra, thotë parathënësi, do të jetë në Lindje dhe e quan *«Sllavia»*, kurse tjetra do të jetë *«Perendimi Anglez»*, nënkuptohet në Perëndim. Perendimi Anglez, sipas tij, do të jetë një shtet i pasur dhe i fuqishëm botëror (SHBA-të dhe të gjitha anëtaret tjera të NATO-s). Këto dy fuqi, siç përshkruhen, do ta ndajnë botën në dy gjysma të ndikimit. Njërën e emërton si ***« e kuqe»,*** kurse fuqinë tjetër si ***«botë e re».***

***Gjysmë për gjysmë do të jenë dy kolosë (titan),***
***E madhe dhe më e madhe do t'u jetë forca,***
***Bota e re ka për të qenë mdhlështia***
***Shumicës së kuqe do t'i ecë fati.***

Këtë realitet tanimë e kemi: ndarjen e globit në mes të dy kolosëve, apo, siç thuhet nga vetë autori në përkthimi bukval, në dy xhina (SHBA dhe ish-BRSS) .

Perëndimi dhe bota e re do të jenë të zhvilluara dhe të përparuara - «madhështia», kuse «*e kuqja*» do të shndërohet në shumicë populluese, sepse dihet se pas Luftës së Dytë Botërore shumë shtete të reja, nga sistemet e mëparshme të sundimit, kalojnë masovikisht në socialite.

Në fillim do të ketë paqe dhe harmoni, por kjo nuk do të zgjasë gjatë. Pas kësaj qetësie të shkurtër duhet të fillojnë kryengritjet në shumë shtete evropiane socialiste të cilat, siç thuhet *«do ta dridhin nga themelet Sllavinë»* Fillet e para të këtij konflikti, parathuhen të jenë nga Hungaria, dhe pastaj si vazhdimësi, edhe në shtetet tjera që e përbëjnë kampin socialist

Mos kemi të bëjmë, vallë, këtu edhe me luftën në Slloveni, Kroaci, Bosnje dhe Kosovë?

Kur analizoja me vëmendje një broshurë për parathëniet e Nostradamusit, të botuar në vitin 1984 , nga ana e një autori serb të Jugosllavisë së atehershme Federative, hasa në komentin mbi parathëniet e Nostradamusit, për kryengritjet dhe shkatërrimet brenda shteteve të Sllavisë. Këtë koment, autori i saj, sigurisht nën ndikimin e vetë cenzurës socialiste të regjimit të atershëm, e bënte tërthorazi, pa hyrë më gjerësisht në detajet e tjera.

Atëbotë, Evropa ishte ende e ndarë në shtete të forta nacionale. Gjermania nuk qe e bashkuar, prandaj as që ka mundur dikush ta shoh në ëndërr, siç thotë populli, e lere më ta shkruajë ose ta thotë publikisht këtë mundësi.

Nuk ka dyshim!

Shtetet socialiste ishin stabile dhe unike rreth bërthamës së tyre-Bashkimit Sovjetik. Dita më ditë familja e madhe socialiste pasurohej me kalimin e shumë shteteve të reja në radhët e tyre.Pra, socializmi ishte në dëpërtim e sipër...

por...fillon të realizohej ajo që patjetër duhej të ndodhte. Në vitin 1956, rendi i vjen së pari Hungarisë:

***Hungaria me gjak do ta rrëzojë pushtetin***
***Në fuqi do jenë ligjet e ashpra***
***Klithëm dhe britma do t' jehojë qytetit.***

Më 23.11.1956, nga pakënaqësia gjithëpopullore demonstratat e mëdha në Budapest shndërohen në kryengritje popullore.Imre Nagj kthehet në pushtet. Shpall neutralitetin e Hungarisë nga BRSS dhe

Pakti i Varshavës duke kërkuar ndihmën e Kombeve të Bashkuara.Në të njëjtën kohë, Janosh Kadar, formon Qeverinë Puntore-Fshatare të Sundimit, dhe në bazë të konventave të Paktit të Varshavës, fton trupat Sovjetike për intervenim. Intervenimi qe i përgjakshëm dhe pasojat e saja ishin tejet të mëdha të dëmeve si nga aspekti njerëzor, ashtu edhe material.

Si vazhdimësi ... rendi do ti vijë edhe Rumunisë:

***Nga krahu slloven Amadisë rafshnalte***
***Në shfarosjen e atij qyteti të lashtë***
***Rumuninë e vet do ta shohin si vdes***
***As flakën si ta shuajnë nuk kanë si ta dinë.***

... dhe kështu, një pas një, të gjitha shteteve tjera socialiste, gjer tek shkatërrimi i vetë bërthamës amë, Bashkimit Sovjetik. Hungaria ishte njëra prej viktimave edhe gjatë viteve të 68-ta të protestave gjithëpopullore antisovjetike të bllokut socialist, të përfshir në Aleancën e Paktit të Varshavës.

Eshtë interesante parathënia e ngritjes së shpejtë të një shteti në Mesdhe.Se për cilin shtet është fjala, nuk dihet. Simbas të gjitha gjasëve ky shtet duhet të jetë Italia, Turqia, ose Egjipti

Më tej, Nostradamusi parathotë se Evropa bashkëkohore, për t'i eliminuar kontradiktat e veta të vjetra ndërshtetërore dhe ndëretnike, do të shkojë kah bashkimi përmes formave të ndryshme të integrimeve.Kur vjen gjer tek ky bashkim, atëherë qendra e saj duhet të jetë Zvicra.

A nuk i kanë sot selitë e tyre në Gjenevë shumë asociacione Evropiane dhe botërore?

Evropën e bashkuar , politikisht, ekonomikisht, ushtarakisht, pa kufi dhe me monedhën unike, ne e kemi sot, prandaj asgjë nuk është befasuese për një konstatim të tillë.

Në kontekst të parathënieve të Nostradamusit gjithnjë më është i qartë vizioni se edhe Kosova do të jetë shtet i pavarur, por jo edhe në plotkuptimin e fjalës.Ngushtimi i pavarësisë së saj ka gjasë të jetë pikërisht ndonjë formë e integrimit Ballkanik si pjesë e tërësishme e Evropës së integruar. Frikohem se në këtë integrim eventual gjithë-ballkanik mund të jetë edhe Serbia!?.

Merrëni me mend, sikur këto parathënie të Nostradamusit t'i lexoni në një kohë, para 18-20 vitesh?

Sa do të ishin ato të pabesueshme dhe qesharake?

Ende nuk është e qartë parathënia se Franca do të ndahet në tri pjesë? Nuk është e kuptueshme se në çfarë ndarje mendohej? Parathuhet se ato njësi do të jenë krahina me sistem të veçantë politik.

Në parathëniet e Nostradamusit përmendet edhe një nocion në formë të **«SHEKULLIT TË PAZAKONSHËM»**. Këtu nuk kemi të bëjmë me një sundim, me një mbretëri, me një revolucion, gjegjësisht me një rrethanë të izoluar, por me një shekull të tërë.

Sa i përket këtij shkeulli, ai parathotë:

***Pritje e shekullit të pazakonshëm duket***
***Do t'ja filloj me peseqindetëtëdhjetë vite***
***Kurse në shtatëdhjetat – tri qiej mos pafsha***
***Mbretëri të pesta do të sundojnë botën***.

Vitet pesëqindetetëdhjeta janë shifrat gjithmonë të kalkuluara të datave me metoda ende të pasqaruara të kamuflimit të qartësisë së tyre nga Nostradamusi.

Në vargun ku betohet «*tri qiej mos pafsha*» mendohet në sferat qiellore të tri planetave : Saturnit, Venerës dhe të Marsit.

Për pesë mbretëri që do të sundojnë botën, besoj se mendojmë njëjtë?

1. ***Në ngjarjet të cilat priten të realizohen pas vitit 2000 gjer më vitin 3797, kur edhe pëfundojnë parathëniet e shkruara të Nostradamusit.***

Të gjitha parathëniet e cekura dhe të realizuara gjer më tani, nuk mbeten me kaq.Ato shkojnë më tej dhe gjatë kohës së sundimit të planetit Mars, parashihet të zhvillohen edhe 7o luftëra tjera katastrofale. Sundimi i planetit Mars fillon nga data 17 qershor 1772 gjer më 17 prill 2170.

Nga një llogaritje e bërë prej hulumtuesve të tij, gjeri më vitin 1969, nëse numërohen të gjitha luftërat e bëra koloniale, prej revolucioneve dhe mbretërive, luftërat amerikane, turke, ruse dhe ato aziatike, janë realizuar gjithsej diku rreth 50 sosh, prandaj deri në vitin 2170 priten të realizohen edhe më tepër se 20 luftëra.

Për ngjarjet që do të pasojnë pas vitit 2000, si mundësi e relalizimit të tyre, do të përmendim ato më themelore dhe shumë qartë të parathëna nga Nostradamusi, e këto janë:

**a) Zbulimet e mëdha shkencore,**
**b) Pasuria ,luksi, amorali dhe shpenzimet e mëdha,**
**c) Thatësirat dhe vërshimet,**
**d) Uria**
**e) Mundësia e invadimit arab (Islamit),**
**f) Invadimi i racës së verdhë .**

**a) Zbulimet e mëdha shkencore**

E kaluara që e lamë pas dhe ardhmëria jonë në vazhdim, karakterizohet me zbulime të mëdha shkencore që kanë luajtur një rëndësi të madhe në evolucionin e gjithëmbarshëm të ekzistimit kualitativ të njeriut .

Ja disa parathënie të rëndësishme në këtë drejtim:

***Thëngjilli i bardhë do ta zëvendësoj të ziun...***

Mendohet në uranin dhe energjinë bërthamore.

***Makina e zjarrtë që fluturon në ajër***
***Do ta befasojë edhe vetë sundusin e pasionur.***

Tejet e kjartë dhe konkrete. Satelitet dhe anijet kozmike, me përsosshmërin teknike dhe saktësisë planifikuese të misioneve orbitare, do ta befasojnë edhe vetë udhëheqësit e shteteve ku u konstruktuan ato.

*Në Hënën shkëlqyese së shpejti do të arrijë...*

Njeriu i parë në Kosmos si dhe arritja e tij në Hënë:

***Ndërrimi do të sundojë qetësia dhe paqja***
***Disa poshtë, të tjerët do të jenë lart***
***Pikniku i madh, fryti i saj do të jetë***
***Të mëdhjenjtë do të pushojnë të kundërvihen.***

Jam shumë i bindur se ky kuatran ka të bëjë me pushtimin e vasionës dhe Universit nga njeriu. Me hapjen e shumë qendrave orbitare dhe mundësia e vizitave të zakonshme turistike nga toka. Për qendrat orbitrare në vasion, ato janë realizuar si hap i parë i përbashkët amerikano-sovjetik, kuse sa i përket vizitave turistike, këso ide dhe planifikime kemi konkretisht, andaj edhe nuk është larg mendësh realizimi i afërt i tyre.

Njeriu, pra, do ta pushtojë edhe hapësirën kozmike.E tërë kjo do të ndikojë që në mes të rivalëve të sundojë paqja dhe harmonia.

## b) Pasuria, luksi, amoraliteti dhe shpenzimet e mëdha

Faktikisht, këto parathënie kanë filluar të realizohen që në shekullin e kaluar, me vazhdimësinë e ruajtur edhe në të ardhmen.

Se sa luajnë rol të dëshmuar paraja dhe pasuria, shikuar jo vetëm përgjithësisht në botë, por edhe në jetën tonë të përditshme , në familje, dhe në çdo raport konkret shoqëror dhe kudo që të jesh, na është e qartë që të gjithëve.

Këtë periodë të mirëqenies materiale, luksit amoralitetit dhe të shpenzimeve të mëdha, Nostradamusi e parathotë kështu:

***Ari (pasuria) i madh popullit i shkruhet,***
***Ligjet e shenjta do t'i ngadhënjejë force****...*

Vazhdon:

***Sasit e mëdha të arit dhe argjendit***
***Për kurvni të paparë shkaktar do të jenë***
***Në emër të lirisë do të dominoj pabesia (martesore)***
***Kaosi vendin kudo do të gjejë.***

Vrapimi pas parasë dhe pasurimit do të shkatojnë amoralitetin, zhvillimin e prostitucionit dhe degradimin e tërësishëm të personalitetit të njeriut dhe shoqërisë së gjerë në përgjithësi.

A nuk kemi shembuj drastikë nga praktika jonë e hidhur që vetë prindërit t'i dërgojnë vajzat e tyre për prostitucion?

Fatkeqësisht mjaft! E, ç'është edhe më e keqja, edhe te ... ne shqiptarët. Për këtë shkak do të kemi edhe shumë martesa që do të shkatërrohen në emër të lirisë dhe moralit i ri të posakrijuar nga kjo gjendje. Kjo liri na është e njohur si revolucion seksual, që ishte karakteristikë e shekullit XX.

***Për shkak të oreksit dhe kënaqësisë epshore***
***Helmi do t'i derdhet besimit***
***Venera ashtu do t'jetë në pushtet***
***Për ta trubulluar sferën diellore.***

Në dy vargjet e fundit shihet stili poetik në përdorimin e metaforës gjatë përshkrimit të dominimit të planetit të Venerës dhe turbullimin e tërë Sistemit djellor. Ndikimi i Venerës në astrologji nënkupton dashurinë, luksin, aventurat, ahengjet dhe kënaqjen e nevojave epshore. Sistemi diellor simbolizon kthjelltësinë, bardhësinë dhe pastërtinë morale.

Në këtë periodë, parathënësi parasheh edhe dukurinë e shprehur të humbjes së vlerave të mirëfillta intelektuale, ashtuqë individët që i kanë këto aftësi dhe shërbehen me to, do të jenë pa respekt dhe të nënçmuar.

Këtë e tregon qartë kuatrani në vazhdim:

***Ata që ishin me ndikim nga dija***
***Mendimet e mëdha flliqen dhe do t' jenë pa nder***
***Të përndjekur, të gjorë pa pasuri***
***Mençuria e tyre nuk do të ketë vlerë.***

Por, fatlumsisht, kjo periodë nuk do të zgjasë gjatë, edhe pse nuk parathuhet sakt sa.

Pas saj :

***Lufta do t'i tretë rezervat e tyre***
***Për paga ushtarëve nuk do të mbetet aq***
***Bakri shpërndahet në vend të floririt***
***Drapri i hënës bëhet i madh dhe më i madh.***

Pra, kjo mirëqenie materiale do të tretet nga lufta, ku as për pagimin e pagave të ushtarëve nuk do të ketë para. Këtë duhet kuptuar si paga për shpenzime të mëdha ushtarake të luftës.

Në vargun e fundit, ku përshkruhet rritja e draprit të hënës, mendohet në hanën e re e cila duke u rritur shkon kah Hëna e plotë. E Hëna e plotë me ndikimin e forcës magnetike të saj, shkakton edhe shqetësime psikike në mendjen e e njeriut, prandaj në këtë periodë të gjitha veprimet janë agresive dhe konfliktuoze. Edhe kjo formë është njera prej metaforave të Nostradamusit, që heset shumë dhe shpesh në parathëniet e tij.

## c) Thatësirat dhe vërshimet

Për thatësira dhe vërshime hasim aq shumë në parathëniet e Nostradamusit, saqë me të vërtetë është vështirë që të orientohemi se për çfarë periodë është fjala. Fundja, gati çdo ditë jemi dëshmitarë për shira dhe vërishme të papara në shumë anë të botës.

Në shtjellimin tonë të mëtejshëm nuk do t'i marrim si shembuj këto vargje të përgjithëshme, por disa konkrete me karakteristikat e shprehura të veçantërisë së tyre, siç janë, kohëzgjatja e gjatë kohore e përcjellë me temparatura të larta, me të cilat ende nuk është ballafaquar njerëzimi gjer më tani.

Apelet e shumë shoqatave ekologjike në botë për dëmtimin e pandërprerë të shtresës së ozonit në mbështjellësin tokësor mund të jenë mjaftë indikative si një vërejtje serioze për të ardhmen.

Këtë thatësirë Nostradamusi e parathot kështu:

***Në dyzetetetë gradë***
***Deti shkumon, peshqit zihen.***

Thatësirë e madhe duhej të zgjaste dyzet vite me temparatura tejet të larta. Për shirat që pasojnë dhe vërshimet e mëdha, parathuhet të jenë të shkaktuara në mënyrë artificiale, në formë të shkrirjes së akullit nga viset polare të mbuluara me akullnaja. Kjo shkrirje artificiale, duhet të jetë si rezultat i të ariturave shkencore në lëmin e detarisë.

Ja se si e përshkruan këtë:

***Njohuria  (shkenca) detare shiun  do ta krijojë...***

Në përgjithësi, për paraqitjen e thatësirës së madhe dhe shirave të pastajme artificiale, në këto vargje më konkretisht parathuhet kështu:

***Dyzet vite ylberi nuk do të lajmërohet***
***Dyzet vite ylberi përherë do të shndëris***
***Toka e thatë edhe më e thatë do të jetë***
***Dhe përmbytja  vjen kur ylbri sërish të  paraqitet.***

Gjatë përmbytjes, e tërë Anglia do të jetë nën ujë, dhe jo vetëm Anglia. Do të kemi dukurinë e lëvizjeve të mëdha tektonike të shumë sipërfaqeve tokësore  dhe kontinenteve të tëra.

Kur kalojnë të gjitha këto vuajtjet, sipas Nostradamusit, njerëzimi shpëtimin e vetë duhet  ta gjejë tek kthimi i pafeve në rrugën e vërtetë të Zotit.

## d)  Uria

Uria e madhe me përmasa të gjera që do t'i kanoset njerëzimit, nuk është objekt i parathënies vetëm i Nostradamusit, por edhe shumë e shumë parathënësve të tjerë, që nga kohët biblike. Kjo parathënie duhet të na brengos, sepse ka mundësi që  të realizohet shumë afër, dhe ate, jo në kontest të ritjes anorme të popullatës si rezultat i natalitetit, por, në mes tjerash, nga përdorimi dhe përhapja e mjeteve të shumta radioaktive dhe kimike, ndotja e pashfrenuar e ajrit nga ndotësit e ndryshëm, etj. Të gjitha këto ndikojnë në shkatërrimin e pjellshmërisë dhe, njkohësisht, janë shkaktarë të mundshëm të urisë së madhe në të ardhmen.

A nuk janë prezente gjithnjë lajmet për  zhdukjen e shumë peshqve në disa lumenj të infektuar?

A nuk shkatërrohen  me të madhe në emër të ndërtimeve të pa planifikuara hapësinore hektarë të tërë të tokave pjellore?

Sa janë bengosëse protestat e shumta të shoqatave të ndryshme ekologjike në botë për hedhjen e pakontrolluar të mbeturinave nga mjetet radioaktive?

Sa është e ndotur atmosfera nga automjetet e ndryshme dhe ndotësit e tjerë kimikë të ajrit?

Pse të dyshohet, atëherë, për parathënien e Nostradamusit?

***Ardhjen e ndjej të urisë së madhe***
***I tërë njerëzimi do të vuajë nga skamijë***
***Gjatë do të gjurmojnë të rritur dhe fëmia***
***Rrënjë drush, foshnja nga gjiri.***

Urinë e madhe nuk do ta anashkalojë as shtetet e pasura të Evropës.

***Uria, thatësira dhe etja Gjenevën e lodhi***
***Së shpejti shkatërrimi, shpresa të kota***
***Rethi i Gjenovës më keq do ta pësojë***
***Anijet ma nuk do t'i pranojë porti.***

Nga kjo uri e mundshme do të pasojnë shpërnguljet e mëdha njerëzish në kërkim të shpëtimit të mundshëm. Pra, as porti më nuk do të mund t'i pranojë anijet me njerëz që do të zbarkohen në vrapim të shpresës së fundit, duke shkaktuar lemeri të tmershme dhe moskonsideratën e ndjenjës më të vogël humane ndaj krijesës së njëjtë- njeri:

***Britma dhe klithma tmerruese ziejnë***
***Jonjerëzore zemrat të zeza dhe të ftohta***
***Ishujt gjenoviane dhe tërë Gjeneva***
***Gjakosur, mërdhirë do të jenë të uritur*****.**

## e) Mundësia e invadimi ARAB (Islamit).

Nostradamusi në mënyrë shumë precize parasheh invadimin e arabëve (ISLAMIT) në Evropë, rrënjen e shtetit të Izraelit dhe luftërat e mëdha me shkatërrime dhe viktima të papara gjatë këtij invadimi. Këto parathënie të invdimit arab dhe ato të racës së verdhë në Evropë, janë më preokupuese, sepse pikërisht ato në thesarin e shumë vargjeve të paqarta dhe konfueze, tregohen si më të kuptueshme dhe decidive.

Këtij invadimi do t'i paraprijë një personalitet që do të ketë sukses t'i bashkojë të gjithë arabët.

Ky personalitet përshkruhet kështu:

*Ai do të vijë, i keq, i ashpër dhe i paskurpullt,*
*duke e tiranizuar Mesopotaminë...*

Le t'i prezentojmë disa vargje dhe strofa ku shihet mundësia e një invadimi arab:

*Në hapësirën afër Venerës shndëritëse*
*dy të Afrikës dhe Azisë forca*
*do të arrijnë gjer në Danub, por edhe në Rajnë...*

Pastaj,

*Vorbulli i detit do t'i gëlltitë anijet*
*Ajri dhe toka pranë Adriatikut do të dridhen.*
*Egjypti bie, Islami përhapet*
*Gjer në Herault ka ndërmend të ulej.*

Këto vargje sigurisht kanë të bëjnë me dëpërtimin Islam kah Italia, pasi që përmendet Deti Adriatik.

Mëtej,

*Në muajin shkurt ata nga Haldeja*
*Do ta sulmojnë krishtërimin nga të tri anët*
*Në brigjet latine do të fillojë lufta vdekjepruese.*

Pushtimi i Spanjës nga invadimi Islam parathuhet kështu:

*Nga brigjet e lumit On*
*Larg Iberisë, në mbretërinë e Granadës,*
*Muhamedanët kryqin do ta përndjekin.*

Këtij invadimi do ti paraprinte, në rend të parë, shkatërrimi i shtetit të Izraelit:

*E tëra shterpe Singoga*

*Në duart e sojit të pafe do të bjerë.*

Me termin Sinagoga nënkuptohet shteti i sotëm i Izraelit.

Gjatë përgatitjes së këtij botimi (**prill 2002),** nga lejmet ditore që merrja, Lindja e Mesme ishte e trazuar nga luftimet serioze izraelito-palestineze.Viktimat e sulmeve terroriste të vetëvrasësve palestinezë dhe hakmarrja izraelite kundër këtyre sulmeve, kanë qenë në fokus të mediave botërore. Shtetet arabe, në kontakte diplomatike gjithnjë e më tepër shprehnin përkrahjen e tyre për popullin palestinez dhe haptazi arsyetonin sulmet «terroriste» vetëvrasëse si metoda të lejueshme të luftës kundër pushtimit.

Avganistani u sulmua dhe «terroristët taliban» u eliminuan nga pushteti.Por, lideri dhe frymzuesi i tyre më i madh Osama Bin Laden, është ende gjallë dhe pergatitet për sulme edhe më të ashpra kundër SHBA-ve dhe shteteve evropiane.

Kërcënimet e Irakut nga aleatët perendimorë për sulm të mundshëm në emër të luftës kundër terrorizmit ndërkombëtar, janë të hapta dhe pritej vetëm të kryhet faza pergatitore strategjike ushtarake dhe ajo e senzibilizimit paraprak të opinionit, në mënyrë që të pranohet në arenën ndërkombëtare, pasi të ndodh një sulm i tillë.

Iraku, përmes deklaratave të liderit të vet, Sadam Hyseini, nën mbështetjen e përkrahjes së gjithë popullit irakian, është kategorik se do të qëndrojnë deri në fund të këtij sulmi dhe nuk do t'i dorëzohen, siç thuhet, inperializmit amerikan dhe aleatëve të tyre që ka si qëllim të vetëm, shkatërrimin e botës islame.

Çdo të ndodhte, nëse pas këtij sulmi, forcat e bashkuara të Perendimit, edhe pse momentalisht të fortë ushtarakisht, të pësojnë disfatë, kur dihen aspiratat e pakontestueshme të Sadam Hysenit për dominim gjithëarab?

Mos do të jetë, vallë, mu ky personalitet i cili përshkruhet në ato vargje të cituar më lart të Nostradamusit, se ai do të «*vijë, i keq, i ashpër dhe i paskurpullt, duke e tiranizuar Mesopotaminë...??!*»

Në analizë të lirë, etapat e depërtimit të «Mbretërisë Arabe» Nostradamusi e parathotë kështu: Do të filloj nga Palestina, Mesopotamia, dhe Arabia Saudite, përmes tërë Afrikës Veriore, prej Egjiptit e gjer në Maroko. Më tej zgjërimi do të vazhdojë përmes Gadishullit Pirinej, Apenin dhe Ballkanik.Se sa do të zgjasë dhe kur do të fillojë

ky invadim, nuk dihet sktësisht edhe pse disa studiues mundohen ta deshifrojnë kohën e mundshme të fillimit të saj.

Edhe një kuatran tejet i qartë:

***Forca e madhe që e urren kryqin***
***Në ndërmjetlumë do ta ngrisë kokën***
***Dhe lumin do ta kalojnë njësitet e shpejta.***

Me lumin në këto vargje ka mundësi të nënkuptohet Deti mesdhe. D.m.th invadimi do të fillonte nga një breg, ndërmjet lumit **(detit)** që ndan bregun tjetër të saj.

Shpëtimin nga sundimi arab dhe invadimi Islam e sheh nga:

***Gjaku trojan jetën do ta japë***
***Zemrës germane që do të ngrihet e fortë***
***Fisin arab ashpër do ta përndjekë***
***Duke i kthyer kishës vendin meritor.***

Nëse i vrojtojmë dhe i analizojmë këto dhe shumë vargje të tjera me vëmendje, mund të hasim në dy supozime logjike:

1. **I tërë ky invadim i përshkruar dhe parathënë qartë, veç ka ndodhur më parë dhe ajo na është e njohur nga historia;**

2. **Supozimi tjetër, paksa më brengosës, do të ishte se mjaft të dhëna të tjera përshkruese dhe situata momentale në shtete të tanishme arabe, më tepër flasin se një invadim i tillë ende nuk ka ndodhur dhe pritet të ndodhë në një të ardhme të afërt.**

Nëse e shfletojmë historinë, atëherë do të shohim se invadimi më i madh arab veç ka ndodhur në shekullin XVII, si në aspektin e depërtimit fetar, ashtu edhe në ate ushtarak. Jo vetëm që muslimanët në këtë shekul kanë fituar të drejtën e votës në Indi, por ushtarakisht kishin depërtuar, përveq në 2/3 e sipërfaqes së kontinentit të Afrikës,

edhe në brigjet e Danubit duke sunduar gjysmë shekulli. Marshimet e tyre fitimtare aq e kanë pasur ndikim në mbretërinë Austro-Hungareze, saqë ripërtërirja e saj është dashur të pritej dy shekujt e ardhshëm.

Edhe dominimi e kulturës arabe, të përshkruar nga Nostradamusi, kishte ndodhur në këtë periodë. Na është e njohur mirë përkthimi i 1001 netëve, që shkaktoi pasion të madh tek shkrimtarët dhe letërsia evropiane e asaj kohe. Rrallë mund të gjendej ndonjë shkrimtar i shekullit XVIII që nuk ishte nën ndikimin e letërsisë dhe kulturës persiane.

Ja si përshkruhet një ndikim në planin kulturor të invadimit arab dhe Islamit tek krijuesit evropianë:

***Në perëndim, i nderuari Libiani krenar***
***Kur librave arabe francezi t'i rreket***
***Punës letrare ai mjeshtër i rrahur***
***Fjalët arabe në përkthim do t'i shndërojë.***

Edhe një konstatim që shpie në favor të hipotezës se invadimi arab në fakt veç ka filluar. Evropa e sotme dhe metropolet e saj dita më ditë mbushen me banorë azilantë arabë të fesë muslimane nga Lindja, dhe kudo është prezente ndikimi i tyre i madh. Qyteti më i madh musliman konsiderohet Parisi.

Kush ka mudur të paramendojë se në qendrat më të mëdha të krishterizmit evropian do të ngriten xhamitë nga ato më të përsosura dhe me arkitekturë më bashkëkohore? A nuk është dukuri e shpeshtë që shumë personalitete të shquara të jetës kulturore, ekonomike, politike dhe shkencore të botës, të ashtuquajtur bashkëkohorë, masovikisht pranojnë Islamin si fe të tyre?

Kjo brengosje veç ka filluar në Evropën e sotme.

Mjaft mënyra të mundshme të fillimit, shenjat konkrete paralajmëruese, dhe përshkrimi zhvillimit të vetë rrjedhës së këtij invadimi nga ana e Nostradamusit, flasinë qartë se ato kanë të bëjnë me të ardhmen e afërt. Përveç rrethanave tjera që përmenden si të pandodhura gjer më tani dhe që shkojnë në favor të këtij supozimi, duhet ta kemi për bazë edhe situatën e tanishme përherë konfliktuoze në Lindjen e Mesme dhe viset tjera arabe. Konfliktet dhe tendencat e bashkimit të shteteve araba, forcimi gjithnë më i madh ekonomik dhe ushtarak i disave prej tyre, lufta e gjatë dhe e drejtë e popullit palestinez për pavarsi nga pushtimi izraelit, dhe pse jo, edhe situata e

krijuar pas sulmit terrorist në SHBA, e cila globin tokësor ka filluar ta ndajë, në mes tjerash, edhe me urrejtjen ndërfetare (ISLAMIT dhe KRISHTËRIZMIT), atëherë me të vërtet nuk kishim dëshiruar që parathëniet e Nostradamusit të ndodhin në realitet edhe përmes invadimit ushtarak.

Nostradamusi ka edhe shumë gabime në parathëniet e veta, e ne le të shpresojmë se gabimi i tij më i madh do të jetë pikërisht ky.

## f) Invadimi i racës së verdhë në Evropë

Më sipër pamë invadimin e mundshëm të arabëve dhe Islamit në Evropë. Një invadim i tillë, sipas Nostradamusit, duhet të ndodhë edhe me racën e verdhë, dhe kjo parathënie përsëritet shumë shpesh nëpër kuatranet e tij.

Fillimin e invadimit të racës së verdhë, Nostradamusi e lidhë me paraqitjen e peshkut përbindësh në brigjet e Detit Adriatik.

Ky armik pritet të paraqitet në kohën e sundimit të hënës. Raca e verdhë do ta pushtojë tërë Evropën, duke rrënuar në tërësi civilizimin krishter. Gjatë luftërave me racën e verdhë, parathuhet se do të vijë gjer tek kataklizmat e mëdha , shirat dhe vërshimet e papara, stuhitë e ngrohta që do t'i djegin fushat dhe bregoret. Çdo gjë do të shndërohet në tym , zjarr dhe hi.

Ushtria e aziatve thuhet se do të jetë e madhe numerikisht dhe e armatosur me arrmët më të sofistikuara, me flotën tejet të përsosur detare dhe ajrore. Drejtimi i këtij sulmi duhet të fillojë nga Kina, nëpër Indokinë, Indi, Iran, Avganistan, Kurdistan dhe tërë Gadishullin Persik. Si vazhdimësi, do të pushtohet Greqia dhe Turqi, pastaj përmes Mezdheut do të depërtohet në Detin Adratik, ku parashihen të zhvilohen luftëra të ashpra. Këto luftëra aq do të jenë të përgjakshme saqë do të skuqet deti nga gjaku i derdhur.

Pas këtij invadimi, një fuqi, që do të paraqitet në shenjën e peshojës, ende e panjohur, do t'i ndihmojë Evropës të çlirohet nga sundimi i racës së verdhë .

Karakteristike përë këtë periodë, sipas Nostradamusit, do të jetë sundimi i gjatë i një antikrishti.

Fundi i sundimit të racës së verdhë do të vijë kur:

***Në Lindje do të ketë panik të madh dhe frikë***

***Nga i posazgjedhuri të cilin do ta përkrahë edhe kisha***
***Rodosi dhe Bizanti do të jenë të larë me gjakun barbar.***

Në luftën kundër racës së verdhë do të integrohen të gjitha fuqtë e mëdha të kohës përmes një aleance të ndërsjellë, dhe pas kësaj periode të mundimshme,do të vijë gjer tek çlirimi i plotë i popujve.

# SHENJAT PARALJAMËRUESE PËR NGJARJET E ARDHSHME ME RËNDËSI

## Paraqitja e yllit flokat

Paraqitja e yllit flokatë në qiell është shenjë apo paralajmërim për shumë ngjarje tjera që do të ndodhin në vitet pas shekullit XX.

***Kur ylli flokat të shndëris gjatë javës***
***Dy shkëlqime diellore do të zbulohen***
***Natën si roje një qen do të lehë***
***Prifti i parë kur ta braktië regjionin.***

Vargu mbi zbulimin e dy shkëlqimeve diellore në shumë interpretime për Nostradamusin shpjegohet si çregullime në vasion të shprehura gjatë ndërrimit të orbitës së tokës, por detajisht për këtë dukuri nuk ka përshkrime më konkrete.

Ka edhe komentues të tillë që këtë varg nuk e shpjegojnë si çregullim në vasion, por si eksplodim i bombës atomike në një luftë të mundshme katastrofale për njerëzimin.

Pas lajmeve të paraqitjes së disa yjeve të çuditshme afër Tokës, ka pasur disa tentime që të deshifrohet edhe viti i ndodhjes, gjë që ka kaluar pa u dëshmuar në praktikë. Si vit i mundshëm i kësaj ngjarjeje ishte në opcion edhe 1987-ta. Në këto vite, realisht kishim paralajmërime të shkencëtarëve astronomikë për një katarstrofë e cila i afrohet Tokës përmes një meteori në formë të yllit me bisht, por kjo u evitua pa ndikime serioze për planetin e Tokës.

Le të jetë ashtu edhe në të ardhmen.

Vargu i katërt i këtij kuatrani, gjatë ndodhjes së fenomenit me *«dy shkëlqime diellore»*, thotë se *«prifti i parë do ta braktisë*

*regjionin»*. Me **«priftin e parë»** ska dyshim se kemi të bëjmë me Papën, i cili do të kthehet nga një udhtim i tij i rëndësishëm.

Dy vargje tjera:

***Kur Ylli flokatë qiellit të fluturojë***
***Tre sundimtarët do të jenë në grindje***

Pa pasur nevojë t'i komentojmë këto vargje, le të vazhdojmë me vargun tjetër që pason:

***Atyre dhe paqes termetet u kanosen.***

Koha ku do të grinden tre sundimtarë do të përcillet me tërmete të mëdha katastrofale.

## Paraqitja e peshkut përbindësh në Adriatik

Nga shenjat konkrete të fillimit të ngjarjeve në vazhdim , pa dyshim, në parathëniet e Nostradamusit është paraqitja e një peshku përbindësh në Detin Adreatik.

Në lidhje me këtë peshk të çuditshëm thuhet:

***Në Krustumium nga Deti Adriatik***
***Do t' paraqitet një qenie e çuditshme***
***Me trup peshku dhe kokë njeriu***
***Që do t'i shpëtohet kurthës.***

Para disa vitesh në disa mjete të informimit publik ishte botuar lajmi spektakular se peshkatarët italianë gjatë peshkimit në ujërat e Deti Adriatik kishin takuar një peshk të çuditshëm, por ky lajm, përveç efekteve senzacionale mediale, nuk ishte e dëshmuar si e saktë.

***Nga Adriatiku dhe në viset Sabine***
***Përbindëshi i tmerrshëm do të lundrojë***
***Dhe kur ky peshk nga toka dhe deti***
***Me valët e deti në breg do të hidhet.***

Pasi të paraqitet ky peshk i çuditshëm në brigjet e Detit Adriatik...

***Atëherë nga deti dhe muret***
***Do të duket armiku.***

Shkaku ekziston, por nuk dihet qartë;

***Në peshkun kur hekuri dhe letra të gjenden***
***Kush luftës i rreket nga jasht o t' dali***
***Detit shpejtojnë anijet e tij***
***Tokës latini do t'i afrohen.***

**Lajmërimi i mesisë dhe religjionit të ri**

Paraqitjet e mesive (profetëve) si predikues të rinj fetarë dhe paralajmërues të fjalës së Zotit, janë specifike për shumë perioda të zhvillimit të shoqërisë njerëzore. Karakteristikë e lajmërimit të tyre nuk është vetëm koha e paraqitjes, por edhe vendi, gjegjësisht regjioni gjeografik. Mesitë e gjertanishme gjithmonë janë paraqitur në Lindje, duke i përhapur më vonë mësimet e veta në tërë rruzullin tokësor. Në librat e vjetra të shenjëta, ardhja e një mesie gjithmonë parathuhet nga mesia e mëparshme dhe disi, edhe pse jo koha e saktë dhe vendi, dihet parimisht se ai do të vjë. Në religjionin e fundit islam, religjion ky më i përhapur në tërë rruzullin tokësor, nuk parathuhet ardhja e mesisë tjetër në të ardhme dhe decidivisht konstatohet se Pejgamberi a.s. Muhamedi konsiderohet si profet i fundit.

Sigurisht që të gjitha këto rrethana i ka ditur edhe Nostradamusi, por sidoqoftë, ai në një periudhë të ardhshme kohore qartë e parathotë ardhjen e mesës dhe ate nga gjiri i religjionit krishter dhe konkretisht nga një regjion i Evropës perendimore.

Si zakonisht, lindja e mesisë do të jetë modeste, pa ndonjë pompozitet të madh në fillim:

***Nga perendimi i skajshëm i Evropës do t'jetë***
***I lindur fëmja në shtëpinë e mjerë (varfër)***
***Shumë do t'i ndjekin fjalët dhe hapat (e tij)***
***E tërë lindja do të jehojë nga kjo.***

Më tej vazhdon:

***Nga trejata ujore do të lindë***
***Ai të cilit e enjtja festë do t'jetë***
***Nami, fama dhe forca do t'i rritet***
***Me shtrëngatë kah lindja do të rrjedhë***.

Me këtë kuatran parathuhet se religjioni i ri edhe pse predikuesi është nga Perëndimi, do të fillojë nga Lindja, për t'u përhapur më vonë edhe në viset tjera të Perëndimit. Trejata simbolizon treshen krishtere **(ati, biri, shpirti i shenjtë**). Kurse me ujore nënkuptohet regjioni apo shteti nën simbolin e horoskopit të ujorit. Disa studiues si shtet të mundshëm e supozojnë Britaninë e Madhe.

## Metodat dhe aftësitë përmes cilave Nostradamusi i ka realizuar parathëniet e veta.

Aftësia e jashtëzakonshme e regjistrimit të ngjarjeve para se të ndodhin ato, nuk ishte e rastësishme te Nostradamusi. Sipas shkrimeve të vetë autorit dhe dëshmive bashkëkohës, familja e tij ka qenë trashëgimtare e një fisi çifut **IS-HAR** që kishte për detyrë t'i ruajë shumë librat e vjetër të okultizmit, të magjisë dhe të alkimisë, librat këto që datonin që nga kohët e Davidit dhe Solomonit. Disa anëtarë të këtij fisi dallonin me aftësi të veçanta trashëguese të parathënies së gjërave.

Këtë aftësi të trashëguar të fisit të vet e përshkruante qartë edhe vetë Nostrdamusi:

***Pra, ky fis Is-har ka qenë i njohur***
***Me dhuratën e madhe dhe është i aftë***
***Që ta dallojë dhe ta vërejë atë (gjërat)***
***Që do të jetë në të gjitha kohët***

Mu nga këta libra, Nostradamusi me përpikëri është njoftuar me metodat e ndryshme të shkencave të fshehta okuliste. Gjatë punës së tij rituale, përdorte ndërmjetësues të ndryshëm fizikë: ekstraktet e bimëve të ndryshme, pasqyrën vizëlluese dhe enën ose globin e mbushur me ujë. Me lutje dhe me disa erëra të bimëve që i digjte, binte

në një trans, ashtu që në atë gjendje psikike, i vrojtonte ngjarjet që duhet të ndodhnin.Me këtë ritual, siç e përshkruante edhe vetë, ftonte *"engjëllin mbrojtës"* me të cilin komunikonte.

Gjithmonë parathëniet e veta i ka kryer natën.

***Qëndroj në mbrëmje pranë pasqyrës mistike***
***Duke qenë vetëm mbi karrigen e bakrit***
***Shkëndija e vogël del nga vetmia***
***Dhe bënte atë që konsiderohej e pabesueshme.***
***Me shtagë në dorë, lënë ndërmjet degëve***
***Lagur në ujë, edhe skajet e ndritshme, (por) edhe këmbën***
***Frika, dhe zëri (me) dridhmë, (vjen) përtej mbajtësve"***

Këtu na përshkruan se si, para se të fillonte me parathënie, rrinte afër globit me ujë dhe priste që të arrijë frymzimi hyjnor në të. Kur nuk kishte sukses me ujë, provonte me zjarr.Duke mbajtur në dorë degën e dafinës, me të cilën prek "shkamin" ku ulej (trekëbëshin), ftonte engjëllin e vet mbrojtës, e quante BEL, për t'iu ofruar dhe për t'i ndihmuar në qartësimin e vizioneve për ngjarjet e ardhshme.

Kontakti me engjëj ishte i pashmangshëm në ritualet e Nostradamusit. I ftonte rregullisht ata, në çdo ritual parathënës, dhe me ta sillej me një respekt të veçantë. Ndaj tyre kishte gjithmonë konsideratë. Pasi merrte shërbimin e kërkuar, i falënderohej në atë mënyrë që linte përshtypje sikurse ato ishin me të vërtetë krijesa reale fizike. Të përkujtojmë ritualin e parathënies tek bijtë e Katarina Mediqit. Pasi e kryen vrojtimin e caktuar të parathënies së fatit të tyre, tri herë e përsërit formulën e lejimit për largimin e engjëllit që i ndihmoi gjatë tërë kohës sa kishte këtë vizion të qarta për ardhmërinë e tyre. Lejimi i largimit, njëkohësisht ishte edhe si një lutje falënderimi.

Këtë ritual , siç e përshkruante edhe vetë, e bënte në këtë mënyrë:

***Në emër të Zotit të madhërishëm,***
***Lejoj largimin nga kjo pasqyrë***
***Të të gjithë engjujve që janë lëshuar në të***
***Dhe përherë paqja e zotit***
***Le të jetë midis nesh .***

Fenomeni në tërsi, por edhe metodat rituale të përdorura gjatë procedurës së arritjes gjer tek parathëniet e caktuara, për logjikën tonë materialiste janë plotësisht të pakuptimta dhe totalisht të pasqarueshme me principet e ligjshmërive të edukatës sonë materialiste. Duke vepruar kështu, ai dëpërtonte në një kohë ciklike, në një kohë absolute totale ku e tanishmja shndërohet në të përhershmen. Frymëzimi që buronte nga e përjetuara e momentit, e kaplonte dhe e preukuponte. Pastaj, në mendjen e tij jehonin përcepcionet, emrat dhe fjalët të cilat shpeshëherë edhe vet nuk i kuptonte.Gjersa shpirti i tij shëtiste nëpër hapsirë të pakapshme hyjnore, trupi përjetonte një proces të paparë transformues.Gjithmonë pas ritualit të caktuar, kishte djersitje të trupit të përcjellë me shenja të konsiderueshme rraskapitëse dhe dridhma të shprehura të gjymtyrëve.

Se sa ishte kjo punë e rëndë jo vetëm psikike, por edhe fizike, shihej nga letra dërguar të birit të vetë Cezarit, të cilin e këshillon që ai kurrë të mos merrej me këso gjërash. Po ashtu djegien e të gjitha librave të trashëguara të astrologjisë,magjisë, dhe okultizmit, disa e shpjegojnë me frikën nga përndjekja e inkuizicionit. Mirëpo, përkundrazi, ky akt kishte të bënte me asgjësimin e tyre që ato të mos trashëgohen nga i biri.

Në botimin e Letrës drejtuar të birit, Cezarit, shkruante:

*Unë **(librat**) i kam shndëruar në hi*
*Që ( **ti**) më vonë të mos biesh në lajthim*
*Kur t'i eipesh gjurmimit , në argjend dhe ari*
*Ta shndërosh zhivën, metalin dhe dheun.*

Pra, një këshillë e sinqertë prindore me plot dashuri dhe respekt ndaj të birit, që ai të mos e vazhdonte rrugën e babait dhe kur të mos merret me këto shkenca okuliste, edhe pse sipas traditës familiare, trashëgimia duhej t'i takonte atij

## VDEKJA E PARATHËNËSIT TË MADH TË TË GJITHA KOHËVE

Në çastet e fundit të jetës së vet, Ndostradamusi seriozisht vuante nga dhimbja e eshtrave dhe nga sëmundja e ujit., sepse organizmi i tij ishti i lodhur dhe i raskapitur seriozisht.Gjatë tërë kohës së sëmundjes , nxënësi i tij besnik, Sevinije, në asnjë çast nuk është

larguar nga shtrati .Atij ia kishte besuar shumë fsheftësitë e parathënieve, por edhe dëshirën e vet të fundit që pas vdekjes të varroset në varrin që personalisht e kishte ndërtuar.Varreza është e vendosur ndërmjet hyrjes dhe altarit të kishës së Shën Martes në Salone.

Ashtu siç jetoi dhe veproi, me përplot batica dhe zbatica të jetës së vet, i rraskapitur dhe i dërmuar nga sëmundja , një mbrëmje, para se t'i mbyllte sytë përgjithmonë, Nostradamusi ftoi notarin dhe vetë ia diktoi testamentin e fundit. Nxënësi i tij, Sevinije , duke e përshëndetur me fjalët: **"Do të shihemi nesër në mëngjes"** merr përgjigjen e prerë:

***-"Nesër, kur të zbardhë dita, unë më nuk do të jem"***

Dhe me të vërtetë të nesërmen e gjejnë të shtrirë në mes të shtratit dhe tavolinës së punës, pranë dritares së hapur, me sy të mbyllur përgjithmonë.

Vdekja e tij ka mundësi të parathuhet edhe në këto vargje:

*Kur lajmëtari të këthehet me dhuratën e mbretit*
*Zoti si të paaftë* ***(ate****) do ta njehi*
*Miqtë* ***(që)*** *t'i njoftojnë vllëzërit do të ngasin*
*Ate në shtrat të vdekur do ta hasin.*

Sëmundja e kaplon Nostradamusin pas kthimit të tij nga një vizitë te mbreti i Arlesit dhe nga ky udhëtim vjen me një dhuratë madhështore:emërimin e vet si mjek zyrtar në oborrin mbretëror.

Vdekja pason 7 muaj pas botimit të këtyre vargjeve parathënëse.

Ishte ditë e ngrohtë korriku i vitit 1566, kur përgjithmonë largohet nga bota fizike një gjeni që shekuj me radhë, me parathëniet e tij do ta mbajë në ankth tërë botën.

Nostradamusi jetoi 62 vjet, 6 muaj e 12 ditë.Varroset në varrezat e kishës së SHËN MARTES në Salon të Francës, në një varrezë të cilën e ndërtoi sa ishte i gjallë. Me dëshirën e tij të fundit është varrosur , jo siç ishte zakoni horizontalisht, por vertikalisht. Ky zakon i varrimit nuk është i njohur askund në botë. Nuk ka kurrfarë gjurmash materiale dhe as të shkruara, se ndonjë popull i lashtë, apo ndonjë rast tjetër individual të varrosë të vdekurit në këtë mënyrë.

Vlerësimet se varrosja e till vertikale është bërë për shkak të mosshkeljes së varrit, janë jo aq bindëse. Varri ishte ndërtuar pranë murit, ndërmjet hyrjes në kishë dhe oltarit, prandaj, edhe sikur të ishte horizontale , nuk do të kishte mundësi të shkilej.

Pse është varrosur kështu, edhe sot e kësaj dite mbetet enigmë e pazbuluar. Dhe, besoj se kurrë nuk do të zbulohet.

Nostradamusi, sikur edhe i vdekur, ka dashur t'i tregojë njerëzimit se ai është një profet i madh. Gjatë Revolucionit Francez disa revolucionarë të dehur ia shkatërrojnë varrin dhe çuditërisht shkatërruesi vdes në vend, e në gërmadhat e eshtrave të tij gjendet pllaka me mbishkrimin e vitit 1791, vit kur shkatërrohet varri i tij.

E pabesueshme, por e vërtetë! Nostradamusi ka paraparë edhe vitin e rrënimit të varrit të tij.

Se sa do të bëjnë bujë të madhe veprat e tij në parashikimin e ngjarjeve të ardhshme tek gjeneratat që do të vijnë, ka qenë më se i vetëdishëm dhe këtë njohuri e parathotë kështu:

*Kur përgjithmonë të shuhet qenia ime materiale*
*Më shumë do të bëjnë* ***(bujë)*** *shkrimet e mia*
*Se sa unë gjatë tërë jetës sime.*

Kontributin për përmbushjen e vazhdueshme të kësaj parathënie, po e japim edhe ne me këtë prezentim të tij modest për lexues shqiptarë